

*Kuptimi i shprehjes në kapak:*

**“Frika ndaj Allahut është kreu i urtësisë.”**

*Nuk kam fytyrë të kërkoj Xhenetin Firdeus,*
*Por edhe zjarrin e xhehenemit s'mund ta duroj o Zot!*
*Më jep mundësi të pendohem dhe më fal, se kam shumë faje,*
*Më fal, sepse Ti je Pranuesi i pendimit për fajet e rënda o Zot!*

---

Transmetohet se kjo lutje i takon Aliut (r.a.).
Në Indonezi është shumë e njohur dhe ka marrë formën e një ilahije.

## Të dashur lexues!

Falënderimet e pafundme i takojnë Pronarit të artit hyjnor që në çdo krijim ka shfaqur mrekulli të pafundme, të cilat njeriu as nuk mund t'i konceptojë dhe as nuk mund t'i imagjinojë. Salavatet dhe selamet e pafundme janë për sulltanin e Profetëve, i cili ishte pasqyra e dritës ku u reflektuan të gjitha bukuritë e artit madhështor të Allahut...

Në thelbin e krijimit ekzistojnë dy të fshehta:

Dashuria dhe fjala!

Dashuria, është shkaku hyjnor i cili nxori krijesat prej asgjësë në dritën e ekzistencës. Ndërsa fjala, është kodi hyjnor i shfaqjes së atij shkaku.

Pra, dashuria dhe fjala, duke u bashkuar në "pa fillim" u bënë shkaku i ekzistencës së gjithësisë prej asgjësë.

Dashuria:

Është e fshehta e parë e krijimit. Njeriu është më i zgjedhuri ndër të gjitha krijesat, ndërsa Muhamedi (a.s.), është më i zgjedhuri ndër të gjithë njerëzit. Për këtë arsye:

Njeriu është një botë në miniaturë që mbështillet e depozitohet në këtë gjithësi të stërmadhe. E shprehur ndryshe: "alem-i sagir/bota e vogël". Pra:

Një oqean i madh e i paanë, i fshehur në një pikë uji. Një botë e madhe në gjerësinë e tokës, e të qiejve i fshehur në një grimcë. Një botë e pafundme shpirtërore, e fshehur brenda një pike. Shkurtimisht:

Në vetvete, është një esencë që bart përmbledhjen e të gjitha formave pozitive dhe negative. Bebja e syrit të gjithësisë.

Është qenia e cila është krijuar si "ahseni takuim/ krijesa më e bukur".

Ja pra, ky është njeriu!

Shfaqja më madhështore e të fshehtës së dashurisë dhe fjalës!

Dhe ashtu siç u shprehëm më lart, Profeti (a.s.), është më i zgjedhuri në këtë shfaqjej madhështore.

Ai është diell dhe hënë. Bëhet nur (dritë) për atë që e sheh me dashuri dhe zjarr për atë që e sheh me armiqësi. Ai që e sheh me dashuri bëhet Ebu Bekir (r.a.) dhe ai që e sheh me armiqësi bëhet Ebu Xhehil.

Ai është atmosfera në të cilën janë edukuar Ebu Bekirët, Omerët, Osmanët dhe Alitë (r.a.). Ata që janë edukuar në atë atmosferë, janë arkitektët shpirtërorë të një civilizimi virtytesh të jashtëzakonshëm. Me cilësitë që i karakterizonin, çdo njëri prej tyre ishte një thesar më vete i mbushur me fshehtësi dhe urtësi.

**«Fshehtësia dhe urtësia»**

Të vërtetat: Ndonjëherë i gjen në një libër, ndonjëherë në një shkrim, ndonjëherë në një paragraf, ndonjëherë në një fjali dhe ndonjëherë në një fjalë. Njëjtë si njeriu; pra, një botë në miniaturë në gjithësinë pa anë e fund.

Fshehtësia dhe urtësia:

Si një kokërr ilaçi, i cili përbëhet nga shumë elementë. Dije thelbësore që shërbejnë për kurimin e krizave që shkaktojnë ngjarjet, e panjohura dhe vështirësitë e lidhura si nyje.

Siç është shprehur edhe Profeti (a.s.):

***"Në disa fjalë ka një lloj magjie"***, ato shërbejnë për të thënë shumë gjëra me pak fjalë.

Vepra që keni në duar, "Fshehtësia dhe urtësia" është një libër i përbërë nga fjali të ndërlidhura fort me

titullin e saj. Është një vepër e rëndësishme e cila përmban shprehje të shkurtra që kanë rrjedhur nga zemra e **hoxhës sonë të nderuar Osman Nuri Topbash**. Ky është një libër përmbledhës, një libër i veçantë ku kryesisht janë përdorur shprehje të zgjedhura nga shkrimet e hoxhës së nderuar dhe një pjesë tjetër, prej librave të tij...

Qëllimi ynë, është t'u ofrojmë një ilaç urtësie që mund të bëhet shërim për zemrat dhe mendjet që përpëliten në njëmijë e një strese, depresione dhe hidhërime të kësaj bote.

Aliu (r.a.), shprehet:

*"Qetësojini shpirtrat tuaj me fjalë dhe vepra të urta, sepse siç lodhet dhe dobësohet trupi, ashtu lodhet edhe shpirti."*

*"Njerëzve, tërhiquni vërejtjen me fjalë të urta që i bëjnë të mendojnë. Kjo, do t'i qetësojë zemrat e tyre."*

Sigurisht, e rëndësishme është që ato urtësi që sjellin qetësi, të kuptohen me një shpirt të ndriçuar. Siç shprehet edhe Shejh Sadi:

*"Për shpirtrat e ndriçuar, edhe gjethja e një peme mjafton për të njohur dhe falënderuar Allahun. Ndërsa për të paditurit, të gjitha pemët nuk vlejnë as sa një gjethe."*

Lum ata që e zbulojnë botën shpirtërore nga pika e urtësisë në veten e tyre dhe arrijnë në pafundësinë e së vërtetës!

Lum ata që mërgojnë me faqe të bardhë!

**SHTËPIA BOTUESE "PROGRESI"**

PJESA 1



# FSHEHTËSIA dhe URTËSIA

*Të dashurit e Hakut, të cilët e kanë shndërruar shpirtin e tyre në një vend-adhurimi, shfaqjen e fuqisë hyjnore, si diellin që lind dhe rrezet shumëngjyrëshe të dritës që reflektohen në perëndim, i shohin duke qenë të kredhur në mahnitje. Ata arrijnë të shijojnë ëmbëlsinë e artit hyjnor në flukset e fuqisë dhe shfaqjet e madhështisë. Duke shfletuar faqet e librit të gjithësisë nën fluksin e dashurisë, ata pasionohen në njëmijë e një* ***FSHEHTËSI*** *dhe* ***URTËSI****.*

# Libri i gjithësisë



*Të dashurit e Hakut, arrijnë të shijojnë ëmbëlsinë e artit hyjnor në mrekullitë e pafundme të formësuara në natyrë nga ana e Fuqisë hyjnore. Ata përfitojnë shumë prej fjalës së Allahut "اِقْرَأْ / **Lexo**". Duke e shikuar me mahnitje fuqinë dhe madhështinë hyjnore, ata e shfletojnë dhe e lexojnë librin e gjithësisë me entuziazëm dhe emocione të papërshkrueshme.*

# E çfarë nuk lexojnë!..



*Të dashurit e Allahut, në faqet e librit të gjithësisë, shohin se: nga e njëjta tokë dalin bimë të panumërta me gjethe dhe lule shumëngjyrëshe... e të gjitha kanë bukuri të ndryshme; fruta të llojllojshme me ngjyra, aroma, shije dhe forma të ndryshme nga njëra-tjetra.., flutura, që megjithëse nuk jetojnë më shumë se një apo dy javë, kanë dizajne dhe ngjyra të mahnitshme. Çdo njëra prej tyre flet në gjuhën e vet të mistershme. Ato janë mrekulli të pafundme hyjnore që u paraqiten shikimit të syve, kuptimit të mendjes dhe veçanërisht ndjenjës së zemrave.*

## Meditimi me devotshmëri



*Robërit e devotshëm, thellohen në meditim. Ata arrijnë të kuptojnë gjuhën e luleve që çelin, të zogjve që këndojnë dhe të gjitha pemëve frutore. Hijeshia dhe bukuria e tyre, reflektohet në jetën e tyre shpirtërore. Shpirti i tyre zbukurohet si një lule dhe bëhet bujar si pemët që japin fruta. Ja pra, këta janë personat fatlumë të cilët Allahu i ka lëvduar në Kuranin Fisnik.*

## Çdo vend është një ekspozitë hyjnore



*Çdo gjë në këtë botë, që nga grimca më e vogël e deri tek krijesa më e madhe, është një mrekulli e artit hyjnor. Çdo vend është një ekspozitë hyjnore... çdo gjë është një krijim i rrallë... në çdo anë sheh njëmijë e një ekspozita dhe zbukurime hyjnore...*

## "Ja pra, kjo është dëshira e të Fuqishmit dhe të Diturit"



*Udhëtimi harmonik i gjithësisë, i cili vazhdon të rrjedh që prej momentit kur u krijua, rregulli që funksionon me përsosmëri dhe pafundësia e urtësive dhe mistereve, mjaftojnë për të treguar dhe shprehur se, çdo gjë është vepra e një fuqie të vetme.*

## Botët e fshehura në grimcë



*Allahu Teala urdhëron: "*أَفَلَا تَذَكَّرُونَ / **A nuk po mendoni?**" *(Hud, 30) Nëse një atom e zmadhojmë deri në pafundësi, para nesh do të dalë një kozmos i tërë. Me triliona yje... Të gjithë rrotullohen dhe asnjë nuk përplaset me tjetrin... Nuk ndodh asnjë aksident dhe asgjë nuk prishet e të shkojë tek mjeshtri për t'u ndrequr... Gjithçka ka detyrën e vet. Nëse e zvogëlojmë edhe kozmosin në të njëjtën mënyrë, para nesh do të dalë një atom. Allahu Teala, si zotëruesi absolut i kësaj fuqie, e fton robin e Tij të meditojë mbi madhështinë hyjnore.*

# Mësimi që marrim nga qielli ynë



*Allahu Teala, duke urdhëruar "وَالشَّمْسِ / **Pasha diellin**!" (Shems, 1) na fton të meditojmë në madhështinë hyjnore që shfaqet në diell. Mosha e diellit, është përafërsisht pesë miliardë vite. Ai vazhdon të digjet dhe të shpërndajë ngrohtësi duke shfrytëzuar bërthamën nukleare në qendër të tij. Në brendësi të tij nxehtësia arrin deri në 20 milion 0C, ndërsa në sipërfaqe arrin deri në 6 mijë 0C. Madhësia e tij është fiks sa 1 milion e 300 mijë planetë si toka jonë. Në çdo sekondë, 564 milion tonë hidrogjen, kthehen në 560 milion tonë helium. Pjesa tjetër prej 4 milion tonësh, shpërndahet si gaz në formë energjie / nxehtësie. Pra, çdo sekondë, dielli humb 4 milionë tonë; dhe në minutë, 240 milion tonë material. Megjithatë, materiali që ka humbur dielli deri më sot është vetëm sa një e 5 mijta. Gjithashtu, dielli është vetëm një nga 200 miliardë diejt që ndodhen në galaktikën tonë, Rruga e Qumështit.*

# Peshorja e mendjes



*Përballë fluksit të madhështisë hyjnore, Zija Pasha thotë:*

***Mendja jonë e vogël, nuk mund t'i kuptojë të vërtetat madhështore,***
***Sepse peshorja e mendjes sonë s'ka takat t'i përballojë ato të vërteta!***

## Të mendojmë



*Veshka jonë, është veç një copë e vogël mishi. Mirëpo, ajo arrin të ndajë të helmuarën nga e pahelmuara. Të helmuarën e nxjerr jashtë, ndërsa të pahelmuarën ia kthen përsëri trupit. Mos vallë veshkat kanë mendje? Mos kanë ndonjë kompjuter? Apo mos kanë ndonjë laborator analizash?*

## Esenca e gjithësisë



*Kurani Fisnik, është një gjithësi e mbështjellë në formën e fjalës. Por edhe gjithësia është një Kuran më vete. Ndërsa njeriu, është krijuar si esenca e gjithësisë. Në bazë të kësaj, njeriu që arrin t'i shohë perlat e urtësisë dhe të fshehtat e gjithësisë, në të vërtetë ka arritur të shohë urtësitë dhe të fshehtat në veten e tij.*

## Meditimi



*Mevlana i nderuar thotë:*

*"O vëlla! Duhet të gjallërohesh me meditim. Edhe kafshët janë prej trupit, mishit dhe kockës. Nëse meditimi yt është një trëndafil, ti je një bahçe trëndafilash (je në xhenetin e dynjasë). Por nëse meditimi yt është gjemb (je bërë rob i dëshirave të nefsit tënd), je si trung për zjarr."*

## Duhet zemër e pastër



*Sa mirësi e madhe hyjnore! "Ai ka vënë në shërbimin tuaj çdo gjë që gjendet në qiej dhe në Tokë..." (Xhathije, 13) Mirëpo, këto mirësi kërkojnë zemër të pastër, për t'u kuptuar me anë të së fshehtës "*اقْرَأْ */ **Lexo**".*

## E meta mos qoftë në sy!



*Nëse sytë dhe zemrat nuk janë të verbuara, patjetër që do ta shohin Atë artist Madhështor, sepse arti është pasqyra e artistit. Pra, arti të kujton artistin. Nëse zemrat nuk janë të shtrembëta, nuk ka se si të mos mahniten pas Artistit Madhështor. E megjithatë, ai që i mbyll sytë me duar, nuk mund të shohë asgjë. Madje as pavetëdijen e vet...*

## E çara e shkujdesjes



*Njeriu i ditur dhe i urtë, percepton urtësi të ndryshme në çdo kohë dhe në çdo vend. Ai mbledh prej urtësive të kësaj bote. Ndërsa i shkujdesuri, përpiqet të kënaqë dëshirat e egos së tij në këtë botë. Në këtë mënyrë, ai zmadhon të çarën e shkujdesjes në zemër.*

### Ndryshimi ndërmjet të mençurit dhe mendjeshkurtrit



*Një i dashur i Allahut thotë:*

> *"Sytë e jashtëm me të cilët shohim, janë gjithmonë të njëjtë. Por sytë e zemrës janë ndryshe. Për të mençurit, kjo botë është meditim mbi shfaqjet madhështore të fuqisë hyjnore, ndërsa për mendjeshkurtrit, është ushqim dhe kënaqje e epsheve."*

## Mjafton një gjethe!



*I nderuari Shejh Sadi thotë:*

*"Për shpirtrat e ndriçuar, edhe gjethja e një peme mjafton për të njohur dhe falënderuar Allahun. Ndërsa për të shkujdesurit, të gjitha pemët nuk vlejnë as sa një gjethe."*

# Si duhet parë bota?



*Mevlana i nderuar thotë:*

*"Një buall shkoi në Bagdad dhe e shëtiti cep më cep. Por pa vetëm lëkura pjepri dhe shalqiri! (Nuk mundi të shihte madhështinë e Bagdadit dhe lumit Tigër!) Buajt dhe gomerët (nuk mund ta shohin madhështinë e artit hyjnor! Sepse ata) janë robërit e ushqimit dhe epshit!" (Ja pra, kjo është gjendja e atyre që janë të verbër ndaj të vërtetave hyjnore…)*

# Drita është për atë që sheh! E ç'i duhet të verbërit!?



*Mevlana i nderuar thotë:*

*"(Ata që i ngjallin zemrat,) e shohin detin në një pikë ujë dhe diellin në një grimcë!.." Mirëpo, sa keq për të pavetëdijshmit! Ata nuk mund të shohin asnjë grimcë drite, madje as në diellin që është burimi i dritës!.."*

## Të admirosh



*Për njerëzit e vetëdijshëm dhe të përkryer, gjithësia në të cilën jetojmë, do të thotë të shohësh artin dhe madhështinë hyjnore, bukurinë dhe përsosmërinë që gjendet në të dhe mrekullitë e pafundme të artit hyjnor. Pra, të thellohesh në meditimin e shfaqjeve të fuqisë dhe madhështisë hyjnore, duke i admiruar ato. Ndërsa për mendjeshkurtrit, ashtu siç edhe tek kafshët, ato nuk janë gjë tjetër veçse ushqim dhe epshe.*

## Nëse nuk do të ishte urtësia



*Fshehtësitë që nuk mund të konceptohen me mendje, mund të zgjidhen vetëm me urtësi. Edhe gjithësia mund të lexohet vetëm me urtësi. Nëse nuk do të ishte urtësia, të fshehtat do të kishin ngelur të mbyllura. Dhe, nëse nuk të ishin hapur të fshehtat, shpirtrat nuk mund të ushqeheshin në atmosferën e dijes; nuk mund të dilnin personalitete të mëdhenj dhe miq të Allahut si Mevlana i nderuar.*

## Isha i papjekur... u poqa... u dogja...



*Mevlana i nderuar, për gjendjen e tij kur ishte në majë të dijeve zahiri (të dukshme) në Medresenë e Selçukëve, tha: "isha i papjekur". Kur arriti të kuptojë urtësitë e shfaqjeve hyjnore dhe të lexonte të fshehtat hyjnore duke shfletuar faqet e librit të gjithësisë, tha: "u poqa". Por kur u shkri në dashurinë për Allahun, atëherë tha: "u dogja".*

## Kushedi çfarë lloj shfaqjesh hyjnore ekzistojnë...



*Nëse e njohim zërin, është për shkak se zotërojmë një mjet dëgjues si veshi. Nëse njohim ngjyrën, është në sajë të syrit. Kushedi sa shfaqje hyjnore të tjera ka në këtë botë të madhe të mbushur me krijesa, por, që nuk kemi asnjë lloj diturie rreth tyre për shkak se nuk kemi ndonjë mjet për t'i njohur.*

## A janë të hapur perceptuesit?



*Për të kuptuar sa më mirë jetën e kësaj bote dhe jetën e botës tjetër dhe, për t'u bërë robër të merituar, të cilët arrijnë të kuptojë pushtetin, urtësitë dhe fshehtësitë hyjnore, duhet të zotërojmë perceptuesit shpirtërorë, si sinqeritetin në zemër, frikë, respektin ndaj Allahut, meditimin, ndjesinë dhe dashurinë... Derisa të na jepen sy që e shohin Hakun, zemra që e ndjejnë dhe veshë që e dëgjojnë...*

## Dritare që shohin përtej



*Dija esenciale për të cilën njeriu me të vërtetë ka nevojë, është njohja e Allahut. Pra kuptimi me zemër i shfaqjeve të cilësive të bukura të Allahut. Dhe kjo, është e mundur me zgjerimin e horizontit të shpirtit, me hapjen e dritares që sheh përtej dhe me përparimin në shkallët e miqësisë me Allahun. Në një ajet fisnik urdhërohet:* ***"...Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët, Allahu është vërtet i Plotfuqishëm dhe Falës."*** *(Fatir, 28)*

## Urtësia lind nga kafshata hallall



*Mevlana i nderuar thotë:*

> *"Sot në agim mu pre frymëzimi. Kuptova se në trupin tim kanë hyrë disa kafshata të dyshimta. Edhe dija, edhe urtësia, lindin nga kafshata hallall. Edhe dashuria, edhe mëshira lindin nga kafshata hallall. Nëse pas një kafshate shfaqet shkujdesja, dije se ajo kafshatë është e dyshimtë ose haram."*

## Pastrimi është kusht



*Burimet e urtësisë, shfaqen vetëm në zemrat e pastra. Besimtari mund të zotërojë një zemër të pastër, vetëm aq sa ka arritur të pastrohet me pastrimin dhe edukimin e Allahut dhe të Resulallahut (a.s.).*

## Çështje ekuilibri



*Mendja është si një sapun që rrëshqet. Përdorimi i saj me vullnet, me ekuilibër dhe në mënyrë të drejtë, është gjëja më e vështirë. Mirëpo çuditërisht, të gjithë ata që munden nga ndjenjat, pandehin se mund ta përdorin mendjen e tyre më mirë se të tjerët.*

## Mendja është mjet



*Mendja është mjet. Ajo është si një thikë me dy tehe që mund të përdoret edhe për mirë, edhe për keq. Prandaj, të veprosh duke u mbështetur në një mendje të cekët, që është bërë robëreshë e nefsit, e hedh njeriun në prehrin e së keqes, mosbindjes dhe materializmit, duke e shkatërruar atë dhe duke e bërë të vrapojë pas pretendimeve më të kota. Faraonët, Nemrudët dhe Ebu Xhehlët, janë shembujt më të qartë dhe më mësimdhënës të këtij fakti.*

## Kufiri i mendjes



*Ashtu siç njeriu nuk mund të marrë frymë në një vend ku nuk ka atmosferë, ashtu edhe mendja nuk mund të funksionojë nëse del jashtë fushës së vet. Sa kuptimplotë dhe sa me vend është ky konstatim i Mevlanës së nderuar: "Mendja, është e domosdoshme dhe e detyrueshme për njeriun. Por tek njeriu duhet të ekzistojë aq vetëdije, sa të kuptojë se mendja është e kufizuar." Besimtari duhet ta ruajë veten nga marrëzia e mendjes në të cilën kanë rënë edhe filozofët. Në këtë pikë, njohja e së drejtës dhe kufijve, varet nga aftësitë e zemrës.*

## Mendja apo zemra?



*Mendja, është gërmadhë dyshimesh; kurse zemra është saraj i besimit dhe sinqeritetit. Filozofi i beson mendjes dhe thotë: "Sipas meje është kështu!". Kurse profetët mbështeten tek Allahu dhe thonë: "Allahu urdhëron kështu!". Filozofët vijnë për të përgënjeshtruar njëri-tjetrin. Ndërsa profetët vijnë për të përforcuar njëri-tjetrin.*

## Pika e mbështetjes



*Sistemet që janë prodhim i mendjes njerëzore, vijnë e ikin. Ndërsa profetët që mbështeten tek shpallja, vazhdojnë të ekzistojnë. Megjithëse e kanë prishur fenë e tyre, hebrenjtë ndjejnë nevojën që të njihen si pasardhës të profetëve të Beni Israilëve (bijtë e Izraelit). Edhe të krishterët në pikën e mbështetjes, ndihen të detyruar të deklarojnë si burim të tyrin Isain (Jezusin) (a.s.). Ndërsa myslimanët, duke filluar që nga Profeti Muhamed (a.s.), besojnë në të gjithë profetët.*

## Grada shpirtërore



*Është kusht, që mendja të përdoret brenda shpalljes, me udhëzimin e profetëve, sepse siç thotë edhe Mevlana i nderuar: "Ashtu siç merr vlerë kafsha sipas aftësive të saj, ashtu merr vlerë edhe njeriu nëse e përdor mendjen sipas gradës shpirtërore të zemrës së tij."*

## Me urtësitë e shpalljes



*Të mençur dhe të zgjuar, janë ata që mund të jetojnë brenda urtësive të shpalljes që sollën profetët. Pra, ata që e vënë mendjen dhe zemrën e tyre në shërbim të të vërtetave hyjnore dhe bëhen robër të mirë me zemër të pastër.*

## Mendja ideale



*Të garantosh ekuilibrin në rrugën e edukimit të mendjes brenda kufijve të shpalljes, është një gjë shumë e rëndësishme. Synimi është të arrihet një mendje dhe vetëdije e lirë nga ekstremet. Në lidhje me këtë fakt, Mevlana i nderuar shprehet: "Mendja ideale, nuk është për t'u penduar më vonë, por për t'u menduar dhe për të marrë masat."*

## Mendja duhet ta njohë dobësinë e saj



*Urtësi, është ta bësh mendjen të kuptojë dobësinë e saj, sepse të fshehtat që nuk kuptohen me mendje, zgjidhen me urtësi. Njësoj si në shembullin e Musait (a.s.), me Hidrin (a.s.). (shih. Kehf, 60-8.)*

## Për ku na orienton dija jonë?




*Për Allahun, dije e vërtetë, është ajo që e orienton robin tek ndjenjat e devotshmërisë dhe frikës ndaj Tij. Pra, "njohja e Allahut". Është thënë: "Frika ndaj Allahut është kreu i urtësisë."*

## Dija e vërtetë



*Kur dija e vërtetë zë vend në zemër duke u zbukuruar me intuitën e drejtë dhe njohjen e Allahut, e bën robin udhëtar të pafundësisë. Ndërsa zemra, shpëton nga vrazhdësia e ngurtësia dhe mbështillet me rrobën e mëshirës.*

## Veçoritë e të diturve



*Në ajetin, **"...A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?!.."** (Zumer, 9) gjejmë përkufizimin hyjnor të dijes:*

*1. Të kryesh adhurime natën duke qëndruar në këmbë dhe në sexhde.*

*2. Të shqetësohesh për botën tjetër dhe të mos e harrosh përkohshmërinë.*

*3. Të shpresosh në mëshirën e Allahut dhe të jetosh duke u lutur...*

## Dituria që kërkohet prej nesh



*Të njohësh Hakun, të bëhesh rob i Tij dhe të zbulosh sekretin e ardhjes e të ikjes nga kjo botë... Kjo pra, është dituria e vërtetë që kërkon Allahu Teala prej nesh...*

## Thellësia e urtësisë



*Dituri, do të thotë të thellohesh në urtësi. Të zbulosh të panjohurën. Të marrësh mesazhin e Allahut që ndodhet në çdo gjë. P.sh, mjekësia merret me ligjet mahnitëse që Allahu Teala ka vendosur në trup. Botanika merret me ligjet që janë vendosur në bimë. Ndërsa urtësia, merret me njohjen e Pronarit të të gjitha këtyre ligjeve. Dituria, nuk është mjet për të stivuar njohuritë në mendje, por për të ndihmuar në zbulimin e urtësisë dhe të fshehtave të zemrës.*

## Pjekuria në aftësinë e kuptimit



*Çdo aftësi kuptimi dhe çdo botëkuptim është i mangët nëse nuk mund të arrijë tek burimi i të gjitha shkaqeve, tek Allahu Teala. Pjekuria në aftësinë e kuptimit, do të thotë të kuptosh qëllimin hyjnor në çdo krijesë dhe në çdo ndodhi. Dhe, për këtë është e domosdoshme që të shtohet meditimi dhe devotshmëria.*

## Mirësia e urtësisë




*Në një ajet fisnik, urdhërohet:*

***"Ai ia jep urtësinë kujt të dojë. Cilitdo që i është dhënë urtësia, i është dhënë një mirësi e madhe. Por këtë nuk e kupton tjetërkush, përveç njerëzve të mençur."*** *(Bekare, 269)*

## Sekreti i kaderit (caktimit)



*Çdo ekzistencë e re zë vendin e ekzistencave të tjera të cilat mund të jenë me miliarda. Kjo i ngjan uljes së dikujt në një karrige në këtë moment. Në fakt, 6.5 miliardë persona janë kandidatë për t'u ulur në atë karrige. Mirëpo sapo ulet dikush, të tjerët e humbasin mundësinë për të qenë të ulur në atë moment. Kjo vlen për të gjitha ekzistencat. Pra, një ekzistencë mbush një pikë kohore dhe ajo bëhet pengesë për triliona ekzistenca të mundshme.*

## Me syrin e urtësisë...



*Farat që prodhon një pemë molle gjatë gjithë jetës së vet, janë të panumërta. Nëse çdo njëra prej tyre do të bëhej një pemë, bota nuk do të merrte dot frymë prej pemëve të mollëve dhe nuk do të kishte vend ku të shkelje prej mollëve. Mirëpo, prej atij numri të pafund farash, vetëm dy-tre të tilla bëhen pemë. Me një fjalë, kaderi, është një sekret hyjnor. Nëse shihet urtësia, mund edhe të kuptohet paksa. Por nëse shikohen vetëm shkaqet, thuhet, "u bë kështu e ashtu" dhe çështja mbyllet.*

## Dituria e Tij



وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِّنْ عِلْمِهِ إِلَّا بِمَا شَاءَ

***"...Ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron..."*** *(Bekare, 255)*

## Kaderi (caktimi) i një gote uji



*Çdo grimcë është brenda ligjit të kaderit dhe vazhdon të kryejë ciklin e vet. Kushedi sa herë ka avulluar një gotë ujë, sa herë është ngjitur në qiell, pastaj përsëri ka zbritur në tokë si mëshirë, në cilat fara ka depërtuar, ku ka shëtitur dhe në cilët trupa ka hyrë?!.. E pas këtyre, kush e di se çfarë do të ndodh më?!.. Nëse mundohemi të shkruajmë të gjithë këtë aventurë -gjë që nuk është e mundur ta dish me të gjitha detajet- do të dalin libra me vëllime dhe përsëri nuk do t'i vijë fundi.*

## Dorëzoju vullnetit hyjnor!



*Rrjedhja e qetë e jetës, është e mundur me dorëzimin ndaj kaderit, pra vullnetit absolut të Allahut. Kush jeton në kundërshtim me vullnetin hyjnor, do t'i dalin përpara pengesa dhe rrugë qorre të panumërta, si në jetën e tij të kësaj bote, ashtu edhe në jetën e botës tjetër. Ajo që na takon ne, është të përdorim vullnetin tonë të pjesshëm në mënyrën më të mirë të mundshme.*

## Të jesh i kënaqur me caktimin e Allahut



*Kush jeton i kënaqur me dëshirën dhe caktimin e Allahut, ai do të ketë begati në çdo gjë. Madje edhe nëse gjendet në mjerim, në sëmundje, në vështirësi dhe në dhimbje të mëdha. Kjo, sepse Allahu është gjithmonë ndihmësi i tij dhe në fund do ta shpërblejë atë. Mirëpo ata që ndodhen jashtë kësaj të vërtete, edhe nëse gjenden midis mirësive të panumërta, si përfundim do të jetojnë një humbje të përjetshme.*

PJESA 2



# ÇFARË KE PËRGATITUR PËR NESËR?

**"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se çfarë ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!"**

*(Hashr, 18)*

## I vetmi kapital që kemi



*Çdo gjë është e mundur të blihet, të ndërrohet, ta marrësh ose ta japësh borxh. Por koha, as nuk mund të blihet dhe as nuk mund të merret e të jepet borxh, sepse koha, për të gjithë është kalimtare.*

## Mashtrimi i madh



*Në një hadith fisnik, thuhet:*

***"Ekzistojnë dy gjëra në lidhje me të cilat shumica e njerëzve mashtrohen. Ato janë shëndeti dhe koha e lirë."*** *(Buhari, Rikak, 1.)*

## Humbja dhe dëmi i fshehtë



*Një njeri, sado i bukur të jetë nga ana e jashtme, madje edhe sa Jusufi (a.s.), nëse është zhytur në materializëm dhe gjynahe, është i humbur dhe i shkatërruar. Edhe nëse është i pasur dhe i pushtetshëm sa Sulejmani (a.s.), por i zhytur në materializëm, në gjynahe dhe në imoralitet, përsëri është i humbur dhe i shkatërruar.*

## Njeriu është në humbje



*Rruga e shpëtimit nga humbja nën dritën e sures el-Asr:*

*1- Vendosja e besimit në zemër*

*2- Zbukurimi me punë të sinqerta*

*3- Këshillimi duke e zbatuar të drejtën*

*4- Dhe së fundi, këshillimi duke përjetuar durimin.*

## Vetëdija se çdo çast, është çasti i fundit



*Allahu (azze ue xhelle), na urdhëron që adhurimet tona t'i kryejmë me vetëdijen se ai është adhurimi i fundit i jetës sonë; mundësia jonë e fundit para se të vdesim. Çdo natë duhet ta kalojmë si natën e Kadrit, ndërsa çdo namaz dhe çdo agjërim, duhet ta kryejmë si namazin dhe agjërimin e fundit.*

## Jeta e shkujdesur...



*Një jetë e shkujdesur, përbëhet nga: lojërat në fëmijëri, shkujdesja në moshë të pjekurisë, epshi në rini, malli për ato që nuk i ke më në pleqëri dhe njëmijë e një mundime e pendime.*

## Ku po shkoni?



*Njeriu, në fillim vjen i dobët në këtë botë. Më vonë, në vitet e rinisë Allahu Teala i jep fuqi dhe shëndet. Pastaj, këtë fuqi dhe shëndet e kthen në të kundërt (në dobësi) dhe duke na tërhequr vëmendjen në këtë fakt, na pyet:* **“Vallë, a nuk kuptojnë ata?** *(Për ku po udhëtoni?)” (Jasin, 68)*

## Për ku po udhëtoni?



*Në këtë botë, duhet të bëjmë një jetë të pastër si pika e shiut, të mbrujtur me adhurime dhe me një devotshmëri të nivelit të lartë. Pra, që sot duhet ta pyesim veten: “Ku duam të shkojmë, si e duam varrin, për ku do të udhëtojmë dhe pranë kujt dëshirojmë të jemi në ditën e kijametit?” Kur të përballemi me këto pyetje, të bëjmë zgjedhjen tonë në lidhje me gjendjen në të cilën dëshirojmë të jemi dhe në bazë të kësaj të bëjmë përgatitjet e duhura që në këtë botë...*

## Ah, sikur!



*Pasi të kenë vdekur dhe të shohin gradët e larta ku ndodhen tek Allahu, edhe ata që e kanë kaluar jetën me punë të sinqerta për hir të Allahut duke e kuptuar vlerën e shpërblimit hyjnor, do të pendohen e do të thonë:* **"Ah, sikur të kisha bërë më shumë punë të sinqerta!"** *(shih. el-Munafikun, 10)*

## A është faqebardhë libri i punëve tona?



*Çdo fillim viti duhet të llogaritim veten tonë: Vallë, Kiramen Katibin me çfarë e kanë mbushur librin e punëve tona vitin që shkoi? Punët të cilat i kemi pandehur të mira, vallë mos janë përzierë me hipokrizi dhe na kanë humbur? Vallë, çfarë mundësish shpirtërore na kanë ikur nga duart pa i shfrytëzuar?*

## Skenari i jetës sonë



*Në Ditën e Kijametit, të gjithëve do t'u vihet përpara libri i jetës dhe do ta shohim përsëri skenarin e jetës sonë. Dhe, në një hutim dhe pendim të thellë, do të themi: "Obobo!"*

## Dy pole të kundërta



*Brenda njeriut gjenden dy pole të kundërta, ku njëri urdhëron për të mirë e devotshmëri dhe tjetri për të keqe e kryeneçësi. Çdokush jeton duke udhëtuar midis përplasjeve të këtyre dy poleve të kundërta. I nderuari Mevlana, thotë: "O udhëtari i së vërtetës! Nëse dëshiron të mësosh të vërtetën, ta dish se as Musai dhe as Faraoni nuk kanë vdekur. Ata jetojnë brenda teje dhe vazhdojnë luftën e tyre në shpirtin tënd!"*

## Reflektimi i moralit të mirë



*Flakët e xhehenemit ndizen me cilësitë e këqija të njerëzve. Ndërsa kopshtet dhe pemët e xhenetit gjelbërohen në sajë të moralit dhe cilësive të mira të njerëzve.*

## Nuk ka gjynah të vogël



*Largimi nga çdo lloj harami dhe gjynahu, është thelbi i një devotshmërie e cila nuk do të na turpërojë kurrë përpara Allahut Teala. Në mënyrë të veçantë, është kusht të kemi kujdes ndaj shumë gjynaheve të mëdha e shkatërruese, të cilat janë injektuar në shoqërinë tonë si gjynahe të rëndomta. Sa bukur kanë thënë të urtët: "Mos shiko vogëlsinë e gjynahut! Por shih se kujt po i ngre krye dhe ndaj kujt po bën gjynah!"*

## Kur shpirti bëhet Musa



*Për të fituar mbi egon "Faraon", shpirti duhet të kthehet në "Musa". Nëse shpirti bëhet "Musa", e shkatërron egon "Faraon" me një të gjuajtur të bastunit... Por kjo është një pjekuri e cila arrihet me edukimin shpirtëror të të dashurve të Allahut.*

## Me syrin e zemrës



*Behlul Dana ka thënë: "Mbi këtë tokë, më shumë ka lakmi, ambicie dhe dëshira të pashtershme egoiste. Por nëntokë ka vetëm: "Ah, unë i mjeri!" dhe "Ah, sikur!". Ndërsa në qiell, ka punë të mira dhe të sinqerta që shkojnë tek Allahu i Madhëruar."*

## Vorbullat e nefsit emare



*Zemra, e cila ndodhet larg frikë-respektit dhe devotshmërisë ndaj Zotit, vetëvritet në vorbullat e nefsit emare dhe e çon dëm njëherë e përgjithmonë jetën e përjetshme. Ajo jeton në kundërshtim me kënaqësinë hyjnore dhe gjatë gjithë jetës mashtrohet me mirazhet e shkretëtirës. Për këtë arsye, frikë-respekti dhe devotshmëria ndaj Zotit, është e vetmja rrugëdalje dhe një obligim absolut.*

## Nuk mundesh ndryshe!..



*Një i dashur i Allahut ka thënë: "O udhëtar i dijes! Në këtë rrugë, nuk mund të çash e të bësh përpara nëse nuk i ndërron vështirësitë dhe vuajtjet me durim, harresën me dhikër, mosmirënjohjen me falënderim, kryeneçësinë me nënshtrim, koprracinë me bujari, dyshimin me dije të sigurt, hipokrizinë me sinqeritet, të këqijat dhe gjynahet me teube, gënjeshtrën me vërtetësi dhe shkujdesjen me meditim!.."*

## Mos vallë prej gjynaheve tona?



*Asnjëherë nuk duhet harruar se, ndodhitë e dukshme aktivizohen prej shkaqeve të padukshme. Duhet të mendojmë: Vallë cilat janë gjynahet tona në fatkeqësitë dhe vështirësitë që përjetohen? Si duhet të jetë gjendja e devotshmërisë sonë për të siguruar qetësinë dhe rehatinë e shoqërisë? A e bëjmë llogarinë e gjendjes sonë? A mendojmë ndonjëherë që edhe ne jemi përgjegjës me aq sa kemi mundësi për mbarëvajtjen e shoqërisë? Në një ajet fisnik urdhërohet: "Shkatërrimi në tokë dhe në det është shfaqur si pasojë e punëve të këqija të njerëzve..." (Rum, 41)*

## Zinxhirët e egos



*Duhet ditur se, interesat dhe dëshirat e egos janë helme që spërkatin shpirtin tonë. Çdo njëra prej tyre luan rolin e zinxhirëve që u vihen jetës sonë shpirtërore.*

## Nyja e egos



*Egoja, është si hija e njeriut dhe nuk dëshiron të ndahet prej tij. Egoja, është kanceri më i fshehtë në brendësi të njeriut. Për shkak të egos, robi bëhet skllav i dëshirave të veta dhe gjithmonë kujton se ka të drejtë. Për këtë arsye, ata që janë robër të egos, nuk mund t'i konceptojnë të fshehtat dhe urtësitë e Kuranit dhe Sunetit. Prandaj, çështja më e vështirë dhe më serioze e tasavufit, është mbizotërimi i egos brenda njeriut.*

## Humnerat e egos



*Ai tek i cili mbizotëron egoja, gjendet gjithmonë në kthetrat e sëmundjes së përgojimit. Ai gjithmonë kënaqet duke nxjerrë në pah të metat e të tjerëve. Gjithmonë mundohet të ngrejë veten mbi të tjerët. Gjithmonë shfaq mendjemadhësi si Iblisi. Ai e sheh veten larg çdo gabimi dhe të mete dhe jeton me ndjenjën e përjashtimit nga qortimet hyjnore në lidhje me rrugën e drejtë. Atij as që i shkojnë nëpër mend vërejtjet hyjnore dhe të vërtetat që përmbajnë ato.*

## Sëmundje tinëzare



*Egoja, e cila e çoi Iblisin në shkatërrim, është pengesa më e vështirë që duhet eliminuar. Edhe pse njeriu mund të arrijë pjekurinë, ajo rri e fshehur në një qoshe të zemrës dhe pret rastin e përshtatshëm, si një dhelpër dredharake dhe tinëzare. Nga një pikëpamje, egoja është e fshehtë si sëmundja e sheqerit. Nuk e tregon veten pa e vënë njeriun në shtrat.*

## Domosdoshmëria e një mjeku shpirtëror



*Sëmundja e egos, është një gjendje shpirtërore. Njeriu nuk mund ta analizojë dot vetveten. Ashtu siç një gjykatës nuk mund ta gjykojë veten (në një proces gjyqësor), pra, për arsye se nuk mund të gjykojë drejtë lidhur me vetveten dhe ka nevojë të domosdoshme për gjykimin e një gjykatësi tjetër, në të njëjtën mënyrë, edhe egoja nuk mund të kurohet ndryshe përveçse në horizontet e ndritura të tasavufit.*

## Të mos e përziesh egon në asnjë çështje



*Në çastin që Aliu (r.a.), ishte duke vrarë një prej armiqve me të cilin po luftonte, ai (armiku) e pështyu në fytyrë Aliun (r.a.). Për këtë arsye, Aliu (r.a.), hoqi dorë nga vrasja e tij duke treguar një virtyt të jashtëzakonshëm. Armiku i cili nuk arriti ta kuptonte këtë veprim fisnik, e harroi luftën dhe i habitur e i tmerruar pyet:*

*"O Ali! Përse ndalove ndërsa ishte duke më vrarë? Çfarë ndodhi që pas ashpërsisë u qetësove menjëherë? Ndërsa ishe duke krisur si një vetëtimë, u bëre si një mot i qetë. Cila është urtësia e këtij ndryshimi të menjëhershëm? Gjendja jote po më habit pamasë."*

*Aliu (r.a.), u përgjigj me këto fjalë:*

*"Unë luftoj vetëm në rrugë të Allahut. Kokat e armiqve të Allahut, i pres vetëm për hir të Tij dhe në këtë çështje nuk e përziej asnjëherë egon time. Ti deshe të më ofendoje dhe të më acaroje më tepër duke më pështyrë në fytyrë. Nëse do të acarohesha në ato momente, ty do të vrisja për shkak të egos sime. Unë nuk luftoj për të kënaqur krenarinë time, por për të kënaqur Allahun."*

*Ja pra, ky virtyt i lartë, u bë shkak që ai armik të nderohet me besimin islam.*

## Ta qëndisësh jetën me Kuran



*Xhafer-i Sadik (r.a.), kishte një shërbyes që merrej me shërbimet e tij personale. Një ditë, në mënyrë të paqëllimshme, shërbyesi derdhi mbi Xhaferin (r.a.), tasin me supë që po i sillte. Xhaferi (r.a), i cili u bë kokë e këmbë me supë, vërejti fytyrën e robit me zemërim. Për këtë arsye, robi i tha:*

*"Zotëri! Në Kuran urdhërohet* **"ata që mposhtin zemërimin e tyre"** *Atëherë, Xhafer-i Sadik (r.a.), tha:*

*"E frenova zemërimin tim!". Pastaj robi tha:*

*"Në Kuran, në të njëjtin vend urdhërohet:* **"dhe u falin fajet njerëzve..."**

*Xhaferi (r.a.), tha:*

*"Në rregull, të fala!.." Këtë herë, robi tha:*

*"Në fund të ajetit, urdhërohet:* **"Allahu i do bamirësit!"** *(Al-i Imran, 134.)*

*Pas kësaj, Xhaferi (r.a.), tha:*

*"Mirë pra, shko! Tashmë je i lirë. Po të liroj për hir të Allahut!.."*

*Kjo ngjarje, është shembull i bukur i një jete të qëndisur me Kuran. Në të njëjtën kohë, është edhe një tregues i mirë në lidhje me faktin se sa ndikuese janë parimet dhe rregullat e Kuranit në frenimin e zemërimit.*

## Ku ka njeri të tillë!?..



*Mevlana ka thënë: "Ku është ai trim që bën durim dhe e përmban veten kur zemërohet dhe kur e kaplon epshi? Një njeri të tillë po e kërkoj rrugicë më rrugicë, lagje më lagje! Ju lutem më tregoni një trim në këtë botë, që i bën ballë dhe i duron këto dy gjendje (zemërimin dhe epshin) dhe unë do të jap jetën për të!"*

## Mos u nervozo!




*Ebu Derda (r.a.), i tha të Dërguarit të Allahut (a.s.):*

*"Më mëso diçka që të hyjë në xhenet!"*

*Profeti (a.s.), i tha:*

*"Mos u nervozo!" (Buhari, Edeb, 76; Tirmidhi, Birr, 73)*

## Forca e vërtetë



*I Dërguari i Allahut (a.s.), në lidhje me rëndësinë e mbajtjes nën kontroll të zemërimit, ka thënë: "Forca e vërtetë, nuk është kur i mund të gjithë. Por kur përmban veten në momente zemërimi." (Buhari, Edeb, 102)*

## Vetëm në emër të Allahut



*I Dërguari i Allahut (a.s.), kurrë nuk zemërohej për veten e tij. Mirëpo, kur shihte se shkelej e drejta, i fryhej një damar në ballë dhe zemërimi dukej qartë në fytyrën e tij. Në veprën "Hilje-i Sherife" tregohen këto detaje: "Midis dy vetullave të tij, gjendej një damar i cili fryhej kur zemërohej për Allahun. Ai nuk zemërohej kurrë përveçse kur kundërshtohej Allahu dhe shkelej e drejta."*

**Ki frikë Allahun që të mos kesh frikë prej krijesave të Tij!**



*Frika më e shëmtuar dhe më e pështirë, është frika përballë armikut. Për të mposhtur frikën, është e domosdoshme të kesh frikë ndaj Allahut. Shtimi i frikës ndaj Allahut, bën që frika ndaj krijesave të pakësohet dhe të humbasë ndikimin e saj.*

## Cilësi njerëzore



*Nëse një mashkull apo një femër ruan nderin, bëhet individi më i çmuar i shoqërisë. Veçanërisht, gratë e ndershme janë bebja e syrit të shoqërisë. Ato janë mësueset e fëmijëve të tyre dhe meritojnë falënderim gjatë gjithë jetës. Mirëpo, nëse ato humbasin ndjenjat dhe nderin e tyre, bëhen argëtim dhe lodër në dorën e të tjerëve; bëhen krijesa më e mjerë dhe shoqëria mbushet plot me copa xhamash të thyera...*

## Për një çerdhe xheneti



*Martesa për një jetë të ndershme, do të thotë të kthesh në ideal dëshirat e egos, duke u dhënë atyre vlera shpirtërore. Çerdhja e lumtur e birit të njeriut, filloi në xhenet. Për këtë arsye, kërkohet që edhe çerdhja e tij në këtë botë, të jetë një vend përgatitje për në xhenet, me qëllim që në botën tjetër të ketë një çerdhe të lumtur familjare.*

## Për kë është ftesa e xhenetit?



*Allahu Teala, robin e Tij, e fton në xhenet me zemër të pastër, të penduar nga gjynahet dhe me një ego të edukuar. Njeriu, i cili është larg kësaj lumturie dhe këtij nderi, bie në humbjen e përjetshme të një jete të mjerë e cila kufizohet vetëm në ngrënie, në pije dhe përmbushje të epsheve.*

## Mësimet pafjalë



*Siç dihet, vdekja nuk ka gjuhë. Mirëpo, kushedi se sa kuptime të tmerrshme ka groposur ajo në heshtjen e saj të thellë. Vdekjet, janë mësime të heshtura dhe pafjalë të cilat u japin mësim dhe i njoftojnë njerëzit e ndjeshëm dhe të zgjuar prej shkujdesjes, për fundin dhe të vërtetat, më mirë se gjuhët më ndikuese.*

## Ligjërata e vdekjes



*Meditimi më i qartë i vdekjes, është i fshehur në sekretin e heshtjes së pathyeshme e të ngujuar në buzët e nxira të të vdekurve. Përgjigjet që vijnë prej kësaj bote ndaj ligjëratës së vdekjes ndërkohë që ajo është duke këshilluar, janë vetëm lotët dhe lemza e thatë.*

## Të vdesësh para se të vdesësh



*Nëse njeriu e kapërcen egon dhe përparon në rrugën e cilësive engjëllore që janë të fshehura në shpirtin e tij në jetën e kësaj bote, pra, nëse zbulon të fshehtën; "të vdesësh para se të vijë vdekja", vdekja bëhet hapi i parë i detyrueshëm për takimin me Zotin e Madhëruar.*

## Pika e anulimit!



*A nuk është qefini rroba më origjinale e tregut të jetës, e cila anulon të gjitha shit-blerjet e përkohshme të kësaj bote? Trupi ynë, së bashku me qefinin tonë do të bëhet dhe. Por punët tona do të mbeten të përhershme. Pra, në udhëtimin tonë drejt përjetësisë, vetëm puna jonë do të jetë bashkudhëtari ynë më i mirë.*

## Një epitaf



*Një nënë vdes gjatë lindjes së bashku me fëmijët e saj binjakë. Komentuesi i Mesnevisë, Tahiru'l Mevlevi, i cili u prek shumë nga kjo ngjarje, shkroi këto katër vargje nga goja e asaj nëne:*

*Një epitaf*

*"Exheli (çasti i vdekjes), më bëri udhëtar të varrit së bashku me dy vogëlushët e mi dhe nuk më dha mundësi t'i përqafoj ata në jetën e kësaj bote. Zoti im! Ja ku erdha tek Ti duke mbajtur përdore dy fëmijët e mi..."*

## Pesë gjëra, pa ardhur pesë të tjera



*Në një hadith fisnik thuhet: "Dijeni vlerën e pesë gjërave, pa ardhur pesë të tjera: Vlerën e shëndetit pa ardhur sëmundja, vlerën e rinisë pa ardhur pleqëria, vlerën e pasurisë pa ardhur varfëria, vlerën e kohës së lirë pa ardhur angazhimi dhe vlerën e jetës pa ardhur vdekja!.." (Hakim, el-Mustedrek, IV, 306)*

## Cila është jeta e vërtetë?



*Në lidhje me fitoren e madhe që u arrit në çlirimin e Mekës, Profeti ynë (a.s.), tha: "Jeta e vërtetë, është jeta e botës tjetër" dhe, duke u shprehur se kjo ishte një mirësi prej Allahut Teala, i ftoi sahabët të falënderojnë. Edhe gjatë luftës së Hendekut, ku myslimanët vuajtën dhe u përballën me shumë vështirësi, ai përsëri tha: "Jeta e vërtetë, është jeta e botës tjetër" dhe i ftoi sahabët të tregohen të durueshëm.*

## Sa rob i mirë!



*Asnjëherë nuk duhet të përkëdhelemi me mirësitë që zotërojmë. Por edhe përballë vështirësive dhe vuajtjeve duhet të ngushëllohemi me shpërblimin që do të marrim për durimin që tregojmë. Zemra e Sulejmanit (a.s.), nuk u mashtrua nga pasuria dhe fuqia të cilën zotëronte. Për këtë arsye, Allahu Teala tha: "Sa rob i mirë!". Edhe Ejubi (a.s.), arriti majat më të larta me anë të durimit që tregoi përballë vështirësive dhe vuajtjeve. Prandaj dhe Allahu Teala, edhe për të tha: "Sa rob i mirë!". Shkurtimisht, nuk duhet të llastohemi kur jemi mes të mirave dhe nuk duhet të ngremë krye kur jemi në vështirësi.*

## Pika e fundit



*Ashtu si pika e fundit që bie në gotë, arrin të ketë më tepër rezultat në krahasim me pikat e mëparshme duke e mbushur gotën dhe duke u bërë shkak që ajo të derdhet, edhe frymët tona të mëparshme janë të njëjta. Pra, fryma jonë e fundit arrin të ketë një rezultat më të madh në krahasim me frymët e mëparshme. Prandaj, përgatitja për frymën e fundit, varet nga mënyra se si e përdorim frymën që po marrim në këtë çast. Në një hadith fisnik thuhet: "Si të jetoni, ashtu do të vdisni. Si të vdisni, ashtu do të ringjalleni!" (Munavi, Fejzu'l-Kadir, V, 663)*

## Nuk ka garanci për frymën e fundit



*Në këtë botë, me anë të sukseseve të ndryshme, mund të arrihet ngritja në pozita të ndryshme dhe fitimi i gradave të ndryshme. Këto grada, mund të vazhdojnë gjatë gjithë jetës. Mirëpo, në jetën shpirtërore nuk ka një garanci të tillë. Kurani Fisnik, na njofton për njerëz si, Bel'am bin Baura dhe Karuni të cilëve u rrëshqiti këmba në momentin e fundit dhe na urdhëron duke u shprehur: "Dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë." (Al-i Imran, 102)*

## Shpëtimi në frymën e fundit



*Shpëtimi në frymën e fundit, na bëhet i ditur me anë të këtij ajeti: "O besimtarë, nëse e ndihmoni Allahun, edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja."* (Muhammed, 7) *Ndihmesa ndaj Allahut dhe fesë së Tij, është të përhapim Kuranin dhe Sunetin në çdo fushë dhe moment të jetës sonë. Gjithashtu, të thërrasim në Islam, me identitet dhe personalitet Islam.*

## Për një vdekje të lumtur



*Nuk duhet harruar, se një vdekje e lumtur, është shpërblimi për një jetë të mbushur me kënaqësi shpirtërore nën dritën e Kuranit dhe Sunetit.*

## Pa na goditur dallga e exhelit...



*Punët e kësaj bote, i ngjajnë lojës së fëmijëve në rërë. Ata marrin rërë, e bëjnë kapule dhe thonë: "bëra një kala, bëra një shtëpi". Pastaj, vjen një dallgë prej detit dhe prish gjithçka. Po kështu edhe njeriu; çfarëdo që të bëjë në këtë botë të përkohshme, në fund vjen dallga e exhelit dhe çdo zhduk çdo gjë. Atëherë, ajo që duhet të bëjmë, është të derdhim djersë për atë që është e përhershme, pra të ndërtojmë saraje në xhenet, të cilat nuk do të prishen kurrë... Ndërsa thelbi i kësaj është: "**Tadhim li-emrilla**h / Zbatimi me përpikëri dhe respekt i urdhrave të Allahut Teala. Dhe **shefkat ala halkillah** / Mëshirimi i krijesave për hir të Krijuesit".*

## Mos harro përkohshmërinë!



**"Mjerë për çdo shpifës - përqeshës, që grumbullon pasuri dhe e ruan, duke menduar se ajo pasuri do ta bëjë të pavdekshëm!"** **(Humeze, 1-3)** *Mos u mashtro pas mallit, sepse pasuria është e Allahut. Edhe sikur të kesh pasuri sa të gjithë oqeanet, ajo do të mbetet në këtë botë. Nëse nuk e shpenzon në rrugën e të Vërtetit, ajo nuk është tjetër veçse gjynah mbi shpinën tënde.*

## Duhet menduar, duhet falënderuar



*Ardhja jonë në këtë botë, është një mirësi e madhe prej Allahut Teala. Mirëpo, nuk duhet harruar se për çdo mirësi ka një çmim! Në një ajet fisnik, urdhërohet:*

**"Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për mirësitë** (e kësaj bote)!" *(Tekathur, 8)*

## Kënaqësia hyjnore



*Ky është qëllimi dhe mendimi i çdo myslimani të sinqertë gjatë gjithë jetës së tij. Të gjitha mendimet që vijnë e i shkojnë në mendje, ndjenjat në zemër dhe madje deri tek frymëmarrja, çdo gjë duhet të përpiqet t'i ketë në përputhje me kënaqësinë hyjnore.*

## E kujt është kjo botë, e kujt është bota tjetër?



*E pyetën një njeri të urtë:*

*- "E kujt është kjo botë?". Ai thotë:*

*- "E atyre të cilët nuk vrapojnë pas saj."*

*- "Po bota tjetër e kujt është?" pyesin përsëri. Ai thotë:*

*- "E atyre të cilët e dëshirojnë atë."*

## Vetëm zemra e pastër



*Në një ajet fisnik urdhërohet:* **"Në Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** *(Shu'ara, 88-89) Mos e harro përkohshmërinë e këtyre mirësive, të cilat nuk do të bëjnë dobi në botën tjetër! Sepse cilësia "Beka / i Përheshëm" të cilën e zotëron vetëm Allahu Teala, nuk vlen për këtë botë. Në një ajet tjetër, urdhërohet:* **"Çdo gjë që është në Tokë, do të zhduket."** *(Rrahman, 26)*

## Cilësitë e zemrës së pastër



*Zemra e pastër ka tre cilësi:*

*a. Mësimi i parë i zemrës së pastër është të mos zemërosh askënd.*

*b. Ndërsa mësimi i fundit është të mos zemërohesh me askënd. Pra, të dish të falësh.*

*c. Kur të përplasen interesat e kësaj bote me ato të botës tjetër, të zgjedhësh botën tjetër dhe kënaqësinë e Allahut.*

## Vetëm Atij t'i nënshtrohemi!



*Nëse dëshirojmë një botë pa vdekje, ose një jetë pa pleqëri, duhet ta dimë mirë se kjo jetë mund të arrihet vetëm duke kapërcyer pengesat e egos, duke shpëtuar nga robëria e materies së rrejshme e të përkohshme dhe duke iu nënshtruar vetëm Allahut Teala.*

## Një natë e përkohshme



*Vdekja është një natë, ndërmjet ditës së kësaj bote dhe ditës së botës tjetër. Pra, kjo botë, është një ditë e përkohshme. Vdekja, një natë e përkohshme, ndërsa bota tjetër, është mëngjesi i së vërtetës së përjetshme.*

## Një ditë e përjetshme



*Krijuesi i gjithësisë, gjatë gjithë jetës sonë, i ndërron vazhdimisht ditët, netët dhe mëngjeset. Gjithmonë na kujton përkohshmërinë. Pra, na kujton se në fund të kësaj jete të përkohshme, do të fillojë siç shprehet edhe në Kuran:* **"Hyni në të** (Xhenet) **me paqe e siguri. Kjo është Dita e amshimit!"...** *(Kaf, 34)*

## Amaneti që bëri të dridhen malet



*Ne, kemi ardhur në këtë botë për të njohur Allahun dhe për t'u bërë robër të Tij. Në një ajet fisnik, urdhërohet:* **"Ne ua ofruam amanetin** (përgjegjësinë) **qiejve, Tokës dhe maleve, por ato nuk pranuan ta marrin përsipër dhe u frikësuan ta pranojnë atë, kurse njeriu e pranoi. Me të vërtetë, njeriu u tregua i padrejtë me veten dhe i paditur** (për pasojat e kësaj përgjegjësie)**."** *(Ahzab, 72)*

## Dhalumen xhehula



*Njeriu ka dy cilësi:* **Dhalum**; *Është shumë i padrejtë dhe e shkatërron botën e përjetshme me duart e tij.* **Xhehul**; *Është shumë i paditur dhe mashtrohet pas kësaj bote, e cila është vetëm sa një pikë uji në krahasim me oqeanin e botës së përjetshme. Pra, e harron botën tjetër. Ndërsa Kurani dëshiron që njeriu të shpëtojë prej këtyre dy cilësive "dhalum" dhe "xhehul" të cilat e vënë në rrezik të ardhmen e tij të vërtetë.*

## Mendje miu



*Mevlana ka thënë: "Miu njeh shumë rrugë. Por të gjitha rrugët që njeh, janë nëntokë. Ai, e ka gërmuar tokën nga çdo anë duke bërë brima gjithandej. Edhe egoja jonë i ngjan miut. Ajo vrapon vetëm pas gjërave të kësaj bote dhe bren ëndrrat boshe. Në fakt, miut i është dhënë mendje, aq sa të ketë mundësi të sigurojë nevojat e tij në këtë botë."*

## Egoja e paedukuar



*Nëse maces i vihet një qebap para syve, ajo do të fillojë ta hajë me oreks të madh. Mirëpo, nëse para saj kalon ndonjë mi, ajo e lë qebapin dhe vrapon pas miut. Ja pra, kjo është edhe gjendja e egos të paedukuar... Lë lumturinë dhe vrapon pas mjerimit.*

## Një ditë më e vlefshme se njëmijë vjet



*Xhunejd Bagdadi ka thënë: "Një ditë e kësaj bote, është më e vlefshme se njëmijë vjet të botës tjetër, sepse në një ditë të kësaj bote, ekziston mundësia për të fituar kënaqësinë hyjnore. Por në botën tjetër nuk ekziston një mundësi e tillë. Atje do të ketë vetëm dhënie llogarie."*

## Sa numri i kokrrizave të rërës



*Qielli është një mrekulli e artit hyjnor, një oqean i pafund. Numri i yjeve në të, është i panjohur. Aq sa kokrriza rëre ka në dete dhe shkretëtira, aq yje dhe galaktika ka edhe në qiej. Mirëpo, ditën e kijametit, të gjitha do të palosen si letër dhe qiejt do të ndizen flakë. Prandaj, Allahu Teala na njofton që tani për të vërtetën e madhe që do të ndodhë, me qëllim që të mos tregohemi të shkujdesur dhe të ngathët gjatë përgatitjes për të ardhmen.*

## Ku e fitove? Ku e shpenzove?



*Grykësia, konsumimi i tepërt, luksi dhe mburrja, janë mënyra jetese të cilat Islami nuk i njeh. Prandaj, besimtarët duhet të mendojnë dhe të veprojnë sipas këtij botëkuptimi: "Nesër, konaku i egos, do të jetë varri." "Një nga pyetjet e para që do të bëhen në ditën e kijametit, do të jetë: "Ku e fitove dhe ku e shpenzove?" (shih. Tirmidhi, Kijamet, 1)*

## Hallallohuni!



*Në një hadith fisnik thuhet: "O njerëz! Kush i ka hyrë në hak ndonjë robi, le të hallallohet dhe të mos mendojë se do të poshtërohet e turpërohet në këtë botë! Dijeni se poshtërimi në këtë botë, është shumë më i vogël në krahasim me poshtërimin në botën tjetër." (Ibën Esir, el-Kamil, II, 319.)*

## Si kalojnë?



*Duhet të mendojmë: Si kalojnë ditët tona të përkohshme në këtë botë? Çfarë mesazhesh ka dërguar Allahu Teala për ne? Po gjendja jonë si është? Si po e jetojmë këtë jetë të shkurtër? Vallë, kur të na thuhet në ditën e kijametit:* **"Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"** *(Isra, 14), nga libri i punëve tona, do të dalin faqet e Kuranit, apo faqet e humbjes?*

## Dy shqetësime të mëdha



*Besimtari, i cili në këtë botë mbart shqetësimin e botës tjetër në shpirtin e tij, jeton gjithmonë midis dy frikërash:*

*1. Shqetësimi për ditët e shkuara, dosjet e të cilave janë mbyllur për t'u hapur në gjykatën hyjnore, sepse në ato dosje të cilat janë vulosur nga melekët Kiramen Katibin, nuk është e mundur të bëhet as ndryshim dhe as korrigjim.*

*2. Shqetësimi për sasinë dhe cilësinë e ditëve që do të vijnë. Pra, sa do të jenë dhe çfarë do të sjellin me vete...*

# I njëjti diell



*Edhe me faqet e saj të arta, edhe me skenat e saj të errëta e të tmerrshme, historia është një monument mësimdhënës dhe udhëzues për gjithë njerëzimin. Dielli mbi kokat tona, është i njëjti diell që për njëfarë kohe ka ndriçuar sarajet, pallatet dhe thesaret e faraonëve, të hamanëve, të nemrudëve, të adëve e të themudëve dhe më vonë ka lindur me madhështi edhe mbi rrënojat e tyre.*

# Hakmarrja hyjnore



*Mbretërit dhe sunduesit e padrejtë, emrat e të cilëve njëherë e një kohë përmendeshin me frikë, pas një farë kohe janë zhdukur poshtë dy pëllëmbë dheu duke shijuar kështu hakmarrjen hyjnore. Fushat dhe kraharorët e pandriçuara nga dielli i besimit, shpirtërisht, janë si vende ku ka rënë zjarri. Kurse zemrat e ndriçuara nga dielli i besimit, janë vendi i pranverës së lumturisë së përjetshme.*

# Bajrami i Kurbanit!



*Mevlana ka thënë: "Dita e kijametit, për qetë laramane, pra, për mohuesit dhe dyfytyrëshit me mendime të këqija, është një bajram kurbani i tmerrshëm. Ajo ditë, është vdekje për qetë dhe bajram (festë) për besimtarët!"*

## Ajo ditë me fytyrë të vrenjtur



*"...Ditën e ashpër, (kur) fytyrat do të jenë të vrenjtura." (Insan, 10), rruga e vetme e shpëtimit prej frikës, shqetësimit dhe hidhërimit, është përgatitja e plotë për atë ditë.*

## S'ka shpëtim! Shkoni tek Ai!



*Duhet të kihet parasysh se, as në këtë botë nuk ka ndonjë vend apo kohë për t'i shpëtuar vdekjes, as në varr nuk ka ndonjë mundësi për t'u kthyer pas dhe, as në ditën e kijametit nuk ka ndonjë vend ku mund të strehohesh për t'u mbrojtur nga tmerri i saj. Allahu i Madhëruar, si strehën e vetme të shpëtimit, na tregon Veten e Tij duke urdhëruar:* **"Andaj ikni drejt Allahut!.."** *(Dharijat, 50)*

## Përgjigja e njohjes së vetes



*Të njohësh veten, do të thotë t'i përgjigjesh këtyre pyetjeve: "Përse erdhe në këtë botë? Përse u krijove? Për ku po udhëton? Në pronën e kujt po jeton? Si do të jetë fundi yt? Çfarë ke përgatitur për nesër? A je gati për dhënien e llogarisë në ditën e gjykimit?"*

## A nuk turpërohesh?!.



*Ibrahim Et'hemi ia tha dikujt që kërkoi këshilla prej tij: "Nëse do të bësh ndonjë gjynah, të paktën mos ha prej mirësive të Allahut! A është e drejtë që edhe të hash prej furnizimit të Allahut, por edhe t'i ngresh krye Atij? A është e drejtë që edhe të jetosh në pronën e Tij, por edhe të mos e respektosh fjalën e Tij? Nëse do të bësh ndonjë gjynah, bëje në ndonjë vend të fshehtë që Ai mos të të shohë! Ndërkohë që para një sulltani të kësaj bote qëndron gjithë respekt, a nuk turpërohesh përballë sulltanit të sulltanëve, Allahut Teala?"*

## Për ta nuk ka frikë



*Ekziston mundësia për t'u ruajtur nga shijimi i frikës dhe tmerri i ditës së kijametit, ku do të dridhen zemrat dhe të gjitha botët do të ndizen flakë; Allahu Teala ka urdhëruar:* **"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."** *(Junus, 62)*

## Nën flamurin e falënderimit



*Prej të gjithë bajrameve, më i rëndësishmi është bajrami i përjetshëm; bajrami i cili do të përjetohet nën hijen e flamurit të falënderimit; bajrami i cili do të përjetohet kur të hyhet në xhenet; bajrami i cili do të përjetohet kur të takohemi me bukurinë e Allahut Teala. Ja pra, e gjithë çështja, është që për atë bajram, të jemi të gatshëm me gjithë shpirt, sinqeritet dhe devotshmëri...*

## A do të buzëqeshte?



*Është e domosdoshme që të peshojmë çdo veprim që bëjmë: "A përshtatet gjendja në të cilën ndodhem me kënaqësinë e Allahut apo jo?", "Nëse Profeti (a.s.), do të ishte pranë meje, a do të më buzëqeshte?" "Si janë ndjenjat e mia ndaj vëllezërve të mi?"... Nëse robi e përmirëson jetën e tij shpirtërore dhe shoqërore me këto përgjegjësi të larta, do të arrijë përgëzimin e shpërblimit hyjnor.*

## Për kë është bajrami i vërtetë?



*Nuk duhet harruar se bajrami i vërtetë, është ditën kur besimtarët do të dalin përpara Allahut, ndërkohë që e kanë kaluar me sukses sprovën e devotshmërisë. I nderuari Behlul Dana ka thënë: "Bajrami i vërtetë, nuk është për atë që vesh rrobe të reja, por për atë që sigurohet nga dënimi i Allahut."*

## Përgatitja për xhenet



*Jeta e robërve të devotshëm dhe të ditur, është si një Ramazan i shpërndarë në çdo pjesë të jetës së tyre. Kjo, sepse jeta e tyre kalon me adhurime, punë të mira, me ndjesinë e drejtësisë, me mëshirë dhe begati, duke u përgatitur për xhenet. Ndërsa fryma e tyre e fundit, është koha e agimit të një bajrami të përjetshëm.*

PJESA 3



# VETËDIJA E ROBËRISË NDAJ ALLAHUT

*Detyra e parë e njeriut, është që në këtë klasë të stërmadhe e cila quhet botë dhe në të cilën zhvillohen provimet, të kalojë me sukses testin e të qenit rob i Allahut Teala, që zgjat gjatë gjithë jetës. Gjithashtu, materialet e laboratorit të kësaj bote që janë pasuria, jeta, fëmija dhe të tjera si këto, duhet t'i vlerësojë me besim të thellë dhe t'i konsiderojë vetëm si amanete.*

## Çdo pjesë e jetës



*Për të qenë një rob i mirë duhet të reflektojmë bukuritë e Islamit në çdo pjesë të jetës sonë dhe të mos i harrojmë ato në asnjë çast të saj. Të mos i harrojmë në jetën tregtare, në jetën familjare, në marrëdhëniet ndërnjerëzore dhe, në mënyrë të veçantë, të mos i harrojmë në marrëdhënie me jetimët, të vetmuarit, të dëshpëruarit dhe të varfrit.*

## Mbretërimi më i madh



*Robëria e vërtetë është mundësia më e mirë për t'u takuar me Allahun. Ky është dhe mbretërimi më i madh që i është dhënë njeriut. Njeriu nuk ka pasur asnjëherë ndonjë mbretërim më të madh se sa robëria. Profeti ynë i dashur (a.s.), "si një profet që ndodhej në majën e robërisë" ishte sulltani i enbijave (profetëve). Robëria është si një thikë me dy presa. Ajo është mundësia për t'u bërë rob dhe mik i Allahut, ose më e keqja, të bëhesh rob i njerëzve për interesa ose për dëshira të egos.*

## Robëria e vërtetë



*Robëri, është kërkimi i kënaqësisë së Allahut në çdo lloj mënyre me pastrimin e egos sonë, me falënderim, mirënjohje dhe përkujtim. Robëri, është ndriçimi i botës sonë shpirtërore dhe njohja e kuptimit të mirësive, si rezultat i përfitimit të dijes dhe sipas intuitës. Robëri, është lumturia, qetësia dhe gëzimi i jetës sonë në këtë botë dhe në botën tjetër...*

## Paqja e xhenetit



*Në kohën kur filluan të zbresin ajetet e Kuranit Fisnik, të cilat flisnin për dhurim të pasurisë si:* **"...Ata që grumbullojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm."** *(Teube, 34), sahabët i thanë Profetit (a.s.): "O Rasulallah! Të punojmë dhe të dhurojmë. Në cilat punë të përqendrohemi më shumë?" Profeti (a.s.), u tha:*

*"Përqendrohuni në këto tre gjëra:*

*1- Në gjuhën që përkujton (Allahun),*

*2- Në zemrën që falënderon,*

*3- Në bashkëshorten e mirë e cila ju ndihmon në lidhje me botën tjetër." (Tirmidhi, Tefsir, 9/9)*

## Një jetë e tërë



*Për një jetë të lumtur në botën tjetër, është e domosdoshme që në këtë botë të bëjmë një jetë të bukur, të dobishme, të qetë, të zbukuruar me vepra të mira dhe në rrugë të drejtë. Një jetë e cila nuk përshtatet me kënaqësinë e Allahut, i ngjan mirazheve në shkretëtirë. Adhurimet kanë një kohë të caktuar. Kurse besimi dhe robëria ndaj Allahut, përshijnë gjithë jetën. Jeta e kësaj bote, është një kohë e caktuar e cila na është dhënë për të fituar xhenetin në botën tjetër dhe për të arritur kënaqësinë hyjnore.*

## Përkujtimi dhe falënderimi



*Përkujtimi: Të mos e harrosh kurrë Allahun gjatë gjithë jetës dhe çdo punë ta fillosh me bismil-lah.*

*Falënderimi: Allahu Teala urdhëron:* **"...Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni dot..."** *(Ibrahim, 34) Duke pasur parasysh këtë fakt, duhet të jesh gjithmonë falënderues ndaj Allahut. Për këtë, duhet të shtojmë meditimin në mirësitë e Allahut. Veçanërisht, të kuptojmë se mirësinë e besimit nuk kemi mundësi ta paguajmë, por megjithatë, duhet të përpiqemi të bëjmë një jetë të mbushur me adhurime dhe lutje.*

## Shija e besimit



*Namazi i falur me përkushtim, zekati apo lëmosha e dhënë me gjithë zemër, agjërimi i cili mbahet nga të gjitha organet e trupit, veçanërisht nga gjuha, zemra e cila është element ekuilibri midis frikës dhe shpresës, janë tregues të shijes, ëmbëlsisë dhe freskisë së besimit.*

## Çdo gjë është një shkak udhëzimi



*Kjo botë është një vend mësimi dhe provimi. Në këtë vend mësimi, Allahu Teala ditë e natë na udhëzon me profetët, librat, shfaqjet madhështore në gjithësi dhe mrekullitë e Tij. Qëllimi i këtij udhëzimi, është që robi të bëhet mik i merituar i Allahut dhe të fitojë xhenetet e larta të cilat Allahu Teala i ka krijuar për të.*

## Shkaku i ngritjes



*Çdo adhurim është një shkak që ne të ngrihemi në gradë të larta; shkak për ngritje shpirtërore. Nëse këto adhurime kryhen në ekuilibër të plotë midis zemrës dhe trupit, atëherë realizohet kjo ngritje shpirtërore. Allahu nuk ka nevojë që ne të bëhemi robër të Tij. Por ne kemi nevojë të bëjmë adhurime dhe të bëhemi robër të Allahut. Është e domosdoshme që ne të përpiqemi me aq sa mundemi që të falënderojmë Allahun Teala për mirësinë e besimit që na ka dhënë.*

## Koha e mbajtjes së premtimit



*Dobësimi i aftësive të trupit dhe të mendjes, është tregues i përkohshmërisë. Prandaj Allahu Teala na ka urdhëruar që të sillemi mirë dhe me butësi ndaj prindërve tanë, të cilët bien në këtë gjendje, ndërkohë që na e ka ndaluar sjelljen e keqe ndaj tyre.*

## Të drejtat e prindërve



*Allahu Teala urdhëron:* **"Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe që, të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë pranë teje, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtohu atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!"** *(Isra, 23-24)*

## Ata presin mirënjohje



*Prindërit, janë të dashurit tanë të cilët janë edhe shkaku i jetës sonë. Ata janë njerëzit e mrekullueshëm që në periudhën kur ne ishim të dobët dhe kishim nevojë, u kujdesën me mëshirë e dashuri duke sakrifikuar edhe gjumin e qetësinë e tyre për ne... Një nga detyrat tona më parësore, është të bëhemi fëmijë të dobishëm për ta, sepse ata meritojnë mirënjohje dhe falënderim gjatë gjithë jetës.*

## Respekt




*Rasulallahu (a.s.), thotë:*

***"Xheneti është nën këmbët e nënës."*** *(Nesai, Xhihad, 6)*

*Bahaeddin Nakshibendi (Allahu e mëshiroftë):*

*"Ata që vijnë të vizitojnë varrin tim, më parë të vizitojnë varrin e nënës sime".*

*Abdurrahman Xhami:*

*"E si të mos e dua nënën time, kur ajo për një kohë më mbajti në trupin e vet, për një kohë në krahë dhe gjatë gjithë jetës në zemër..."*

## Qëllimi ynë i vetëm



*Sinqeriteti, është e fshehta e Allahut. Arritja e asaj të fshehte me devotshmëri, duhet të jetë vizioni dhe qëllimi i vetëm i çdo robi. Pra, sinqeriteti dhe devotshmëria, duhet të reflektohen në çdo pjesë të jetës së tij. Nëse robi është i sinqertë dhe në sinqeritetin e tij është i devotshëm, atëherë ai është i devotshëm në të gjitha çështjet.*

## Ruaj zemrën!



*Sinqeriteti, është ruajtja e zemrës nga çdo lloj interesi i kësaj bote me qëllim që t'i afrohesh sa më shumë Allahut. Sinqeriteti, si një cilësi e domosdoshme në çdo punë, është një mirësi aq e madhe sa që nëse nuk i del për zot, nuk është e mundur të zotërosh një "zemër të pastër". Puna pa sinqeritet dhe dija e cila nuk reflektohet në jetë, janë thjesht lodhje e thatë e privuar nga begatitë shpirtërore.*

## E fshehta e Teuhidit




*«لَا اِلٰهَ / La ilahe": Do të thotë të eliminosh çdo dëshirë dhe qëllim i cili të largon nga Allahu Teala.*

*«اِلَّا اللّٰه / Il-lallah": Do të thotë që zemra të arrijë cilësitë më të bukura. Pra, që zemra të arrijë majën e mëshirës, dhembshurisë, bujarisë, durimit e faljes dhe të piqet në atmosferën e miqësisë me Allahun. Në një hadith fisnik thuhet:* ***"Kush thotë kelime-i teuhidin (shehadetin) në frymën e tij të fundit, është në xhenet."*** *(Ebu Daud, Xhenaiz, 20)*

## Vetëm Ai



*Sa bukur e shpreh i nderuari Ataullah Iskenderi gjendjen e një besimtari të devotshëm që arrin cilësinë e "zemrës së pastër":*
*"O Allah! Çfarë humbi ai që të gjeti Ty? Çfarë gjeti ai që të humbi Ty?"*

## Edhe në adhurim...



*Të kalosh cakun në çfarëdo lloj çështjeje dhe të dalësh jashtë asaj që kërkohet, nuk pranohet kurrë, qoftë edhe në adhurime. P.sh. Nëse e fal një namaz farz jashtë kohës së tij, madje edhe shumë herë me radhë, ose nëse e fillon agjërimin pesë orë përpara dhe bën iftar pesë minuta para, kurrë nuk mund të pranohet si adhurim. Kjo nuk është gjë tjetër veçse lodhje. Çdo adhurim duhet të bëhet në kohën e caktuar dhe në mënyrën e urdhëruar që qëllimi dhe begatia e tij shpirtërore të realizohet. Në një ajet fisnik urdhërohet: "O ju që keni besuar!* ***Mos nxitoni para Allahut dhe të Dërguarit të Tij..."*** *(Huxhurat, 1)*

## Kënaqësia e Tij në çdo frymë



*Devotshmëria; Takimi i robit me Allahun në zemrën e tij. Pra, shfaqja në zemër e cilësive të bukura si mëshira, butësia, falja dhe toleranca. Me fjalë të tjera, kërkimi i kënaqësisë së Allahut në çdo sjellje, në çdo gjendje dhe madje në çdo frymë.*

## Jeta e devotshme



*Jeta jashtëzakonisht e devotshme që bëri Profeti (a.s.), është shembulli më i bukur për umetin e tij. Aq, sa meritoi edhe lavdërimin e Allahut Teala, i Cili u betua edhe në jetën e Profetit (a.s.), duke iu drejtuar me shprehjen: "لَعَمْرُكَ" (shih.Hixhr, 72) Prandaj dhe jeta e tij e devotshme, është jeta më e begatshme.*

## Dera e takimit



*Takvaja, është dera e afërsisë dhe takimit me Allahun. Ata që kalojnë nga ajo derë e miqësisë, jetojnë në paqe pa u kapur nga baticat e zbaticat dhe pa e humbur ekuilibrin.*

## Një zemër e cila mund ta kuptojë xhenetin



*Të bësh një jetë me takva (devotshmëri), do të thotë që; në këtë botë të zotërosh një zemër e cila mund të lidhë miqësi me Allahun, mund të fitojë xhenetin, mund të kuptojë bukuritë dhe thellësitë e xhenetit dhe mirësitë hyjnore. Ekziston një xhenet përtej xhenetit. Dhe ai është ru'jetulla (aty ku shikohet Allahu). Kësaj bote të përkohshme nuk i mjafton fuqia për shfaqjen e Allahut Teala. Musait (a.s.), iu shfaq njëherë në malin Tur'i Sina, por mali u shkatërrua, u bë pluhur dhe Musai (a.s.), ra pa ndjenja. Kjo ëmbëlsi e përjetshme do t'u gostitet vetëm miqve në xhenet...*

## Pajisja më e mirë



*"...Pajisuni me gjërat që ju nevojiten për rrugë dhe dijeni se pajisja më e mirë është devotshmëria..." (Bekare, 197) Sepse, nëse jemi të pajisur me devotshmëri (takva), dituria dhe të gjitha mjetet e tjera në udhëtimin hyjnor (adhurimet, mirësitë, punët dhe të gjitha shërbimet e tjera) na bëjnë të nënshtruar ndaj Allahut. Nëse nuk jemi të pajisur me devotshmëri, përfundimi ynë do të jetë humbja e sigurt dhe punët tona do të shkojnë dëm...*

## Kalo nga harami dhe zgjidh hallallin!



*Abulkadir Gejlani (Allahu e mëshiroftë) thotë:*

*"O bir! Ndërsa je duke mbledhur prej kësaj bote, mos u bëj si ai që mbledh dru natën dhe nuk e di se çfarë mbledh. Ki kujdes se çfarë është ajo që mbledh, haram apo hallall, e lejuar apo e ndaluar. Në të gjitha veprimet e tua ji së bashku me diellin e teuhidit dhe të devotshmërisë."*

## Rrënjët duhet të jenë të forta



*Namazi, që është shtylla e fesë, është edhe takim me Allahun. Nga kjo pikëpamje, në ndërtimin e personalitetit, njeriu është si rrënja e një peme. Nëse rrënja është e fortë, pema do t'i rezistojë edhe erërave, edhe furtunave më të forta. Por nëse rrënja e saj është e prishur dhe e dobët, edhe nëse nuk fryn asnjë erë, ajo pemë është e dënuar të rrëzohet.*

## Atij duhet t'ia paraqesim, apo jo?



*Namazi, është paraqitja e nevojave tona materiale dhe shpirtërore tek Allahu Teala. Të mendojmë pak: Sa herë ia paraqesim hallet tona të përkohshmëve dhe sa herë ia paraqesim Allahut? Të mos harrojmë se Allahu është Ai për të Cilin kemi nevojë më shumë se çdo kush dhe çdo gjë tjetër. Në suren Fatiha, të cilën e lexojmë në çdo rekat të namazit, i drejtohemi Allahut duke i thënë:* **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë."** *Kjo do të thotë se gjithmonë duhet të strehohemi tek Ai.*

## Thirri mendjes!



*Mevlana i nderuar ka thënë:*

*"Thirri mendjes dhe prej namazit mos përfito vetëm nga ana e jashtme, por edhe nga ana e brendshme! Mos e ul dhe ngri vetëm kokën si zogu që mbledh ushqim, duke qenë i pavetëdijshëm për Madhështinë e Allahut!.. Vëri veshin thënies së Profetit (a.s.): **"Vjedhësi më i keq ndër njerëz, është ai që vjedh prej namazit."** (Hakim, el-Mustedrek, I, 353.)*

## Duhet të të ndalojë nga e keqja



*Namazi që fali Profeti (a.s.), ishte një namaz i cili në thelb të largonte nga të gjitha të këqijat. Ishte një namaz që siç shprehet edhe në ajetin fisnik, të shpëtonte nga gjynahu dhe gjërat e pista; një namaz, i cili ishte Miraxh; një namaz, që e shpie robin në takimin e përjetshëm. Një adhurim si drita e syrit.*

## Namazi!.. Namazi!..



*Amaneti i Profetit (a.s.):*

***"Frikësojuni Allahut në lidhje me namazin!" "Frikësojuni Allahut në lidhje me njerëzit që keni nën vete. Frikësojuni Allahut për dy të dobët: Gruan e ve dhe fëmijën jetim. Frikësojuni Allahut në lidhje me namazin!" Profeti (a.s.), deri sa dorëzoi shpirtin e tij fisnik, vazhdoi të përsëriste nga thellësia e shpirtit: "Namazi, namazi!.."*** *(Bejhaki, Shuab, VII, 477)*

## Namazi i vërtetë



*Aisheja (r.anha), tregon:*

***"Kur Rasulallahu (a.s.), qëndronte në namaz, shpesh herë nga zemra e tij vinte një zë sikur ziente ndonjë kazan."*** *(Ebu Daud, Salat, 157.; Nesai, Sehv, 18)* ***"Rasulallahu bisedonte me ne dhe ne bisedonim me të. Por kur vinte koha e namazit, bëhej sikur nuk na njihte fare dhe me gjithë qenien e vet i drejtohej Allahut..."*** *(Fedail-i A'mal, 303)*

## Me nënshtrim dhe përulje



*Aliu (r.a.), i cili u edukua nga vetë Profetit (a.s.), gjatë një lufte, i ishte ngulur një shigjetë në kofshë. Mirëpo, nuk mundën t'ia nxirrnin dot prej dhimbjes së madhe që ndjente. Ai qëndroi në namaz dhe kur dha selam, pyeti: "Çfarë bëtë?" "E nxorrëm o Ali!", thanë. Ja pra, ky është ekuilibri shpirtëror. Edhe ne, aq sa mund t'i afrohemi një namazi të tillë të falur me nënshtrim dhe përulje, aq do të kemi edhe dobi prej namazeve.*

## Në cilin drejtim është kibla e zemrës?



*Kushtet juridike të namazit, janë tahareti (pastrimi) dhe abdesti, ndërsa kushti shpirtëror, është pastrimi i zemrës nga të gjitha papastërtitë e egos, veçanërisht prej shirkut, dyfytyrësisë, mburrjes, mendjemadhësisë, përgojimit dhe kryeneçësisë. Pra, të biesh në sexhde përpara Allahut në ekuilibër të plotë zemër-trup. Allahu Teala urdhëron:* **"Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre"** *(Mu'minun, 1-2)*

# Oqeani i ushqimit shpirtëror



*Për të arritur përsosmërinë në namaz, duhet të zhvishemi nga çdo lloj pakujdesie dhe të fshijmë nga zemra çdo lloj dynjallëku, sepse namazi i vërtetë, është vendtakimi i Krijuesit me robin e Vet. Përsosmëria, paqja, qetësia, kënaqësia dhe afërsia që arrihet me namaz, nuk mund të arrihet me asnjë lloj adhurimi tjetër. Shijet më të holla, ushqimi shpirtëror dhe shfaqjet hyjnore, ndodhen në namaz.*

# "Bëj sexhde dhe afrohu!"



*Ajo që kërkohet prej nesh, është një namaz ku Allahut i paraqiten nevojat tona materiale dhe shpirtërore... Ai që ka urdhëruar,* **"...bëj sexhde dhe afroju Zotit tënd!"** *(Alak, 19), dëshiron një namaz ku robi të takohet me Zotin e vet... Një namaz ku ndërkohë që kibla e trupit është Qabeja, kibla e zemrës të jetë Allahu Teala...*

## Radiografia e jetës sonë



*Gjendjen e jetës sonë familjare, tregtare, shoqërore etj., e tregon më së miri radiografia e faljes së namazit. Nëse namazi nuk na bën dobi dhe nëse zemra jonë është e mbushur me gjëra të padobishme, siç shprehet Allahu Teala:* **“Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet.”** *(Maun, 4-5)*

## Përgjërimi për udhëzim


بسم الله الرحمن الرحيم
الحمد لله رب العالمين الرحمن
الرحيم مالك يوم الدين
إياك نعبد وإياك نستعين
اهدنا الصراط المستقيم
صراط الذين أنعمت عليهم غير
المغضوب عليهم ولا الضالين

*Surja Fatiha, është një mundësi që na është dhënë për të kërkuar ndihmë tek Allahu për nevojat tona materiale dhe shpirtërore. Një përgjërim për rrugën e drejtë. Dhe në fakt, kjo është edhe lutja më e madhe. Pra, që të jemi të udhëzuar në rrugën e drejtë ku ndodhen robërit e mirë të cilëve Allahu u ka dhuruar mirësi.*

## Për hijen e arshit



*Për të qenë prej atyre që do të jenë nën hijen e arshit në Ditën e Kijametit, në atë ditë të vështirë e të ashpër, në atë ditë të nxehtë ku nuk do të ketë hije tjetër, jemi të detyruar të bëhemi prej atyre që i kanë zemrat të lidhura me xhamitë, pra prej atyre që janë së bashku me xhematin...*

## Begatia e xhematit



*Shpërblimi i namazit me xhemat, është tepër i madh. Mbi të gjitha, mundësia e pranimit të namazit me xhemat, është më e madhe. Pra, shpresohet që Allahu Teala, për hir të robërve të mirë që ndodhen në xhemat, t'ua pranojë namazin edhe të tjerëve.*

## “Udhëto tek Unë!”



*Allahu Teala, me anë të namazit, dëshiron që të takohet pesë herë në ditë me robin e Tij. Dhe këtë takim, dëshiron ta zhvillojë në xhami.* **“Bëj sexhde dhe afroju (Zotit tënd)!”** *(Alak, 19) Pra, “Udhëto tek Unë, duke falur namaz në shtëpinë Time në një atmosferë harmonie trup-zemër!”*

## Që prej Ademit (a.s.)



*Allahu Teala, ndërtimin e xhamisë së parë e ka filluar me Ademin (a.s.). Ajo është Qabeja. Pas shumë shekujsh, e rindërtoi Qaben me Ibrahimin (a.s.) dhe djalin e tij Ismailin (a.s.). Ndërsa Sulejmani (a.s.), ka ndërtuar Bejt-i Makdis-in (el-Aksa) e famshëm. Ndërkohë që edhe pjesa e parë e Miraxhit, ka ndodhur midis këtyre dy qendrave të teuhidit.*

## Barti gurë personalisht



*Profeti (a.s.), ka ndërtuar "metaf-i kudsijan, busegah-i enbija", pra, Ravza-i Mutahharanë, vendin e bekuar i cili është i rrethuar nga melekët dhe pragu i së cilës është puthur nga profetët. Dhe për këtë, ai ka bartur gurë personalisht.*

## Mësimi i mëshirës



*Agjërimi, është përkthyesi më i mirë i përgjërimeve të heshtura të nevojtarëve që ngrihen duke thënë: "Kini dhembshuri për ne!" Nëse nuk e ngremë mëshirën dhe butësinë tonë mbi dashuritë dhe dëshirat e përkohshme, të mjerët ne!..*

## Të urituri e kupton vetëm i urituri



*Ndërkohë që Jusufi (a.s.), ishte duke kryer detyrën e ministrit të thesarit në Egjipt, për të mos harruar gjendjen e të varfërve, të vetmuarve dhe të urituve, nuk e mbushte kurrë plot stomakun e tij.*

## Agjërim me të gjitha organet




*Agjërimi, është një adhurim që të dhuron një cilësi morale të quajtur durim. Prandaj, që agjërimi të jetë i pranuar tek Allahu, përveç agjërimit të stomakut, duhet të agjërojnë edhe gjymtyrët (organet) e tjera si gjuha, syri dhe veshi.*

## Mësimi i durimit



*Agjërimi është një adhurim, që në sajë të dobësisë që ndjejmë me gjysmë dite urie, na bën të jemi të vetëdijshëm për rëndësinë e mirësive, na zgjon ndjenjat e falënderimit, na bën të kuptojmë gjendjen e të varfërve e të dëshpëruarve, eliminon dëshirat dhe pasionet e egos dhe shpëton njeriun nga robëria e materies.*

## Agjërimi i gjuhës



*Ashtu siç tregohet kujdes që të mos hyjë gjë në gojë gjatë agjërimit, ashtu duhet treguar kujdes edhe për çdo fjalë që del prej andej. Profeti (a.s.), ka thënë:* ***"Mos fol asnjë fjalë për të cilën do të duhet të kërkosh ndjesë!"*** *(Ibën Maxhe, Zuhd, 15.) Gjuha jonë duhet të jetë gjuhë mëshire që të mos bëhet gjemb, i cili ngulet në zemra.*

## Koha për të llogaritur veten



*Stina e tre muajve të bekuar që na rrethon me mëshirë, është mundësia më e mirë për të llogaritur veten tonë. Lum ai që i kryen të gjitha adhurimet duke u ndjerë si në një miraxh ku zhvishet prej egos dhe ngjitet lart në shtatë qiej...*

## Jo vetëm në Ramazan



*Fetaria, nuk është diçka e posaçme që i takon vetëm muajit të Ramazanit dhe disa ditëve të caktuara. Fetaria e vërtetë, është kalimi i një jete të tërë me devotshmëri. Nga kjo pikëpamje, duhet të tregohemi të kujdesshëm që të vlerësojmë kohën tonë edhe në muajt e tjerë pas Ramazanit.*

# Koha për ripërtëritje



*Muaji i bekuar i Ramazanit, është një stinë e dhuruar me qëllim që të kurohen mangësitë në devotshmëri. Është si një spital, një qendër ripërtëritjeje... Ky muaj, është një shkollë ku me anë të sinqeritetit dhe punëve të mira, me përmirësimin e gjendjes dhe sjelljes sonë, mund të fitojmë kënaqësinë e Allahut... Një shkollë devotshmërie...*

# Nëse nuk e njeh, mirësia humbet



*Nëse nuk tregojmë interes dhe nuk ia dimë vlerën mirësive të mëdha si Ramazani i bekuar, ato (mirësitë) kthehen në rreziqe për ne. Ndërkohë që këto mirësi të mëdha janë shkak i afërsisë dhe mëshirës hyjnore, për ata që nuk tregojnë interes për to, -Allahu na ruajte!- bëhen shkak shkatërrimi. Xhibrili (a.s.), ata që e arrijnë Ramazanin dhe dalin pa u falur prej këtij muaji ku mëshira rrjedh si ujëvarë, i ka mallkuar duke thënë: "Qofshin larg mëshirës!". Kurse Profeti (a.s.), e ka aprovuar. (Tirmidhi, Deauat, 100/3545)*

## Shih me syrin që sheh!



*Kur shihet me një zemër të papjekur dhe padije, Ramazani nuk ndryshon nga muajt e tjerë. Mirëpo, fillimi i Ramazanit është mëshirë, mesi është falje, ndërsa fundi është shpëtim prej xhehenemit... Ai është një muaj kur mëshira hyjnore është si një ujëvarë madhështore.*

## Ta konsiderojmë si trofe



*Muaji i Ramazanit, është mundësi serioze për meditimin mbi "jetën dhe vdekjen". Ka shumë prej vëllezërve tanë që Ramazanin e shkuar ishin midis nesh, por që këtë vit kanë emigruar për në botën tjetër. Fryma e fundit, për të gjithë ne do të ndodhë në një kohë të panjohur. Prandaj, duhet që çdo Ramazan që e arrijmë, ta shohim si trofe dhe të mundohemi që adhurimet tona t'i kryejmë me sinqeritet të plotë, me vetëdijen se mund të jetë Ramazani i fundit.*

## Rruga e drejtë



*Të gjithë jetën tonë duhet ta mbushim me adhurimet e Ramazanit dhe me vepra të mira. Duhet të jetojmë me parimet që na kanë porositur të urtët: "Çdokënd që sheh, konsideroje Hizër dhe çdo natë si natë Kadri!"… derisa të futemi në mesin e të devotshmëve dhe të robërve të mirë e të sinqertë… derisa sinqeriteti të jetë rruga jonë e drejtë.*

## Stina shpirtërore



*Ramazani, është një stinë shpirtërore që na nxit në mëshirë, butësi e dhembshuri. Dhembshuria, është një mirësi e madhe e Allahut, sepse dhembshuria është fryti i mëshirës. Ai që ndjen dhembshuri, është edhe bujar. Ai që ndjen dhembshuri, është edhe modest. Ai që ndjen dhembshuri, ka edhe ndërgjegje të shëndoshë.*

## Kurs për ngritje njerëzore



*Çfarë lloj haxhi dhe umreje?.. Një frymë prej atmosferës së nënshtrimit dhe qefinit të Ibrahimit (alejhi's-selam)... S'ka këputje bari, s'ka thyerje degësh, s'ka vrasje kafshësh, s'ka gjueti dhe madje as nuk mund t'i tregosh gjahun gjahtarit... Ngritja e cilësisë njerëzore; një haxh ku shtohet thellësia e delikatesës, butësisë dhe ndjenjave...*

## Gurëzimi i vërtetë



*Gurëzimi i shejtanit, nuk është një rit që zhvillohet vetëm gjatë haxhit, por edhe gjatë gjithë jetës. Nëse ti nuk e gurëzon, ai do të të gurëzojë ty. Prandaj, Allahu Teala dëshiron që duke thënë: **"Kërkoj mbrojtje nga Allahu prej shejtanit të mallkuar"** ta gurëzojmë atë gjithmonë. Pra, detyra jonë duhet të jetë gurëzimi i shejtanit me punë të mira në çdo çast.*

## Haxhi Ekber (më i madh)



*Mevlana i nderuar ka thënë: "Fito një zemër që (për ty) të jetë haxhi ekber." (Pra, kur të jesh duke fituar ose duke hyrë në një zemër, ji aq delikat dhe i butë sa që ajo të bëhet shpërblimi i një haxhi ekber! Jo çdo zemër bëhet haxhi ekber. Prandaj ti kërko zemrën që do të bëhet haxhi ekber!)*

## Qabja e zemrës



*Vendi i shfaqjeve hyjnore që ka ndërtuar njeriu në këtë gjithësi, është Qabeja. Mirëpo, edhe zemra e një besimtari të sinqertë, është vendi i shfaqjeve hyjnore që ka ndërtuar Allahu Teala. Për këtë arsye, adhurimi më i madh, është të fitosh zemra. Kurse fatkeqësia më e madhe, është të shkatërrosh zemra.*

*Nurettin Topçu thotë: "Të thyesh zemra, është vrasje. Pushtimi më i mirë, është ai i zemrave."*

## Një kurban krejt ndryshe



*Një prej kuptimeve të kurbanit, është "afrim". Si duhet ta vlerësojmë atë në lidhje me afrimin tek Allahu dhe Profeti (a.s.), gjatë fushatës së dhurimit? Sepse edhe afrimi tek Allahu me anë të dhurimit të diçkaje, do të thotë një kurban krejt ndryshe. Mevlana i nderuar thotë: "Mos bëj kurban hijen e dhisë!"*

## Qëllimi i vërtetë, është nënshtrimi



*Qëllimi i vërtetë i prerjes së kurbanit, është zgjimi i shpirtit në lidhje me nënshtrimin dhe devotshmërinë ndaj Allahut. Në ajetin fisnik urdhërohet:*
**"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj..."** *(Haxh, 37)*

## Për çfarë nxitjeje kanë nevojë?



*Të mendojmë: Për çfarë nxitjeje shpirtërore kanë nevojë të shkujdesurit, që të zgjohen dhe të hidhëruarit, që të gëzohen? Çfarë bajrami duhet që ta bëjë njerëzimin të buzëqeshë me bukurinë e Islamit?..*

## Unë jam përgjegjës për të



*Çfarë dhurimi!? Dhurimi i atij që ka për hall, hallin e vëllait të vet dhe thotë "Unë jam përgjegjës për të" duke e konsideruar për detyrë kujdesin ndaj të gjithë besimtarëve, të cilët jetojnë në kushte më të vështira se të tij...*

## Ata që japin prej shpirtit



*Mevlana i nderuar ka thënë:*

*Bujaria është e llojllojshme. Ajo e të pasurve, është prej pasurisë, kurse e të dashuruarve prej shpirtit. Edhe shpërblimi është sipas saj. Atij që jep bukë, i japin bukë, atij që jep shpirtin, i japin shpirt.*

## Me fytyrë të qeshur



*Robi, gjithmonë duhet të kërkojë strehim dhe mbrojtje prej Allahut Teala. Ai gjithmonë duhet të dhurojë me pasuri, fjalë dhe vepra. Gjithmonë duhet të jetojë me modesti dhe buzagaz. Ai duhet të reflektojë përreth tij fytyrën e qeshur të Islamit dhe gjithmonë duhet të fitojë dhe të shërojë zemra.*

## Doktori i shpirtit



*Besimtari i mëshirshëm, është bujar, modest, shërbyes dhe në të njëjtën kohë, një doktor shpirti, i cili u jep gjallëri dhe rregull shpirtrave.*

## Allahu e pranon



*Kriteri i devotshmërisë në dhurim:*

**"...(Allahu) pranon lëmoshat..."** *(Teube, 104) Ky ajet fisnik nuk duhet harruar asnjëherë. Pa pritur komplimente dhe vëmendje prej askujt, larg prej famës dhe pa futur egon në mes, të themi; "Lil-lah / Për ty o Allah!..*

## Fitimi i madh



*Allahu Teala, në ajetin 111 të sures Teube, urdhëron:* **"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten. (Ky është) premtimi i Tij i vërtetë në Teurat, Ungjill dhe Kuran. E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu? Andaj, gëzojuni kësaj shitjeje! Kjo është fitorja madhështore."**

## Që të kemi mundësi të japim llogarinë



*Në një ajet fisnik, urdhërohet:* **"Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për mirësitë (e kësaj bote)!"** *(Tekathur, 8) Me qëllim që të dalim faqebardhë prej llogaridhënies, jemi të detyruar që me mundësitë që na ka dhënë Allahu Teala sot, të nxitojmë në ftesën e Tij, në shërbim të Tij.*

## Duhet të falënderojmë



*Një nga mirësitë më të mëdha që na është dhuruar, është edhe ardhja në këtë botë si njeri. Përballë çdo krijese që shohim, të themi: "Edhe ne mund të ishim prej këtyre", duke ruajtur ndjenjat njerëzore. Mbi të gjitha, erdhëm në këtë botë si myslimanë dhe jetojmë në një shoqëri (pak a shumë) islame. Prandaj dhe jemi të detyruar që ta shtojmë edhe më shumë falënderimin tonë. Kjo, sepse këto mirësi nuk i arritëm duke paguar ndonjë çmim. Për këtë arsye, duhet të mundohemi që të paguajmë borxhin tonë të falënderimit deri në frymën e fundit.*

## Kritere të larta



*Zekati dhe dhurimi: Të dhurosh me vetëdijen se në Islam pasuria nuk është as e shoqërisë dhe as e individit, por e Allahut. Ndërsa njeriu, është përgjegjës vetëm për përdorimin e saj... Larg prej shpërdorimit dhe koprracisë... Brenda kornizave dhe kufijve që ka caktuar Allahu Teala, në një mënyrë të ruajtur nga syfaqësia dhe mundimi...*

## Bëhu melhem!



*Mevlana i nderuar thotë:*

*"Bëhu melhem e mos u bëj gjemb."*
*Sepse vetëm në një shoqëri e cila i është kushtuar mirësisë, devotshmërisë dhe shërbimit mund të jetohet një jetë në një atmosferë bajrami të përhershme.*

## Dyqanet ku nuk shkon askush



*I nderuari Sadi Shirazi thotë:*

*"Miqtë e Allahut, bëjnë pazar në dyqanet ku nuk shkon askush." Ku janë dyqanet ku nuk shkon askush? Padyshim, zemrat e të vetmuarve dhe të dëshpëruarve... Në një ajet fisnik urdhërohet:* **"... Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur..."** *(Bekare, 273)*

## Nuk është e lehtë



*Të shkosh tek nevojtarët, është e vështirë. Dikush prej njerëzve, thotë: "Nuk më duron zemra!" dhe nuk afrohet. Dikush tjetër, duke iu dridhur dora jep diçka dhe thotë: "Unë jap!". Mirëpo, miqtë e Allahut, bëjnë pazar në dyqanet ku nuk shkon askush të bëj pazar. Pra, krijojnë harmoni me zemrat e të vetmuarve dhe nevojtarëve. Bëhen ortakë me hallet e tyre.*

## Horizonti i një ndërgjegjeje të jashtëzakonshme



*Një manifest i mrekullueshëm njerëzor i një horizonti mëshire dhe ndërgjegjeje nga Profeti i Allahut (a.s.):* ***"Unë jam më afër çdo besimtari sesa vetja e tij. Kur vdes dikush, pasuria që lë i takon të afërmve të tij. Por nëse lë borxhe dhe jetimë, borxhet më takojnë mua (t'i shlyej), ndërsa për jetimët e kam unë për detyrë të kujdesem."*** *(Muslim, Xhuma, 43)*

## Le t'u vëmë veshin vajtimeve



*Nuk duhet të heqim dorë nga mesatarja në tëngrënë, pirë dhe në veshje. Kur të jemi në sofër duke ngrënë, të mendojmë për ata që nuk mund t'i gjejnë ato kafshata që po hamë; të mendojmë për ata që vajtojnë nën padrejtësitë e zullumqarëve dhe veçanërisht në Palestinë e Afrikë; t'i vëmë fre kafshatës së tepërt dhe t'i vëmë veshin vajtimeve që thonë: "Kini dhembshuri për ne! Ku je, oj mëshirë?"*

## Çmimi i paqes



*Ne që jetojmë në vende ku mbizotëron paqja, kemi përgjegjësi të veçanta. Një nga këto detyra që na e diktojnë këto përgjegjësi, është që të bëhemi melhem (ilaç) për plagët e gjakosura të vëllezërve tanë myslimanë në Palestinë dhe vende të ngjashme me të dhe t'i ndajmë me ta mundësitë tona materiale dhe shpirtërore...*

## Amanet për mua



*Duhet të pyesim veten: "Unë jam i shëndetshëm, po ai pse është sakat, i vetmuar apo i varfër?" Dhe si përgjigje duhet të themi: "Allahu Teala ta ka lënë ty amanet. Ai po të sprovon me të, sepse besimtari është përgjegjës për besimtarin." Ja pra, ky është Islami!*

## Përgjegjësia hyjnore



*Allahu Teala, çdo gjë që ka në tokë e në qiell ia ka lënë amanet njeriut. Të gjitha krijesat janë amanet për njeriun. Qeni e macja në derën tënde, zogu krah thyer janë amanet për ty... Të gjitha janë amaneti i Allahut dhe përgjegjësia hyjnore... Atëherë, ajo që i takon njeriut, është të mëshirojë të gjitha krijesat për hir të Krijuesit...*

## E fshehta e mëshirës



*Profeti (a.s.), ka thënë:*

***"Gruaja që adhuronte shumë, por e la të uritur macen shkoi në xhehenem, ndërsa gjynahqari i cili i dha ujë qenit, shkoi në xhenet."*** *(Buhari, Enbija, 54) Edhe kënaqësia hyjnore, edhe dënimi hyjnor, ndonjëherë vijnë me diçka të vogël, ndonjëherë me diçka të mesme dhe ndonjëherë me diçka të madhe.*

## Ne jemi përgjegjës



*Shumë njerëz që presin udhëzimin në çdo vend të botës, janë amanet për ne. Nevojtarët, të vetmuarit dhe jetimët janë amanet për ne... Pak apo shumë qoftë, edhe pasuria e kësaj bote është amanet për ne... Të gjitha krijesat janë amanet për ne... Feja është amanet, atdheu është amanet, fëmijët janë amanet, çdo gjë është amanet për ne... Shkurtimisht, edhe vetja jonë është amanet për ne.*

## Kush nuk është nevojtar!



*Allahu Teala, i ka krijuar njerëzit me aftësi dhe cilësi të ndryshme. Të gjithëve u ka dhënë grada e mundësi të ndryshme dhe të gjithë i ka bërë nevojtarë për njëri-tjetrin. Në këtë botë, i varfri është nevojtar për të pasurin, ndërsa i pasuri është nevojtar për sevapin që do të marrë në botën tjetër nga lutja e të varfrit. Në këtë botë, të sëmurët janë nevojtarë për ata që janë të shëndetshëm, ndërsa këta të fundit janë nevojtarë në ditën e gjykimit për shpërblimin e duave të të sëmurëve. Fëmijët janë nevojtarë për prindërit në këtë botë, ndërsa prindërit në botën tjetër për fëmijët që kanë lënë pas si sadaka-i xharije (sadaka e vazhdueshme). Pra, Allahu Teala të gjithë njerëzit i ka bërë përgjegjës për njëri-tjetrin.*

## Të shkosh në ndihmë



*Mëshirë, është të shkosh në ndihmë të të tjerëve për të plotësuar mangësitë e tyre. Mëshira, është cilësi e besimtarit. Mëshira, duhet të jetë patjetër në natyrën e besimtarit, sepse mëshira, është qetësi ndërgjegjeje në këtë botë dhe përgëzuese e lumturisë së përjetshme në botën tjetër.*

## Dinjiteti njerëzor



*Ç'është mëshira? Të japësh atë që është tek ti, atij që nuk e ka. Ç'është ndërgjegjja? Të gjesh veten tek vetja. Pra, të ruash dinjitetin njerëzor në botën tënde shpirtërore.*

## Më tepër ki dhembshuri për zullumqarin!..



*Ki dhembshuri për të varfrit e të vetmuarit, por më tepër për zullumqarët. Veçanërisht ki dhembshuri për kapitalistin që i ka dhënë lamtumirë ndjenjave njerëzore, për padronët e padrejtë të cilët shkelin të drejtat e punëtorëve të tyre dhe për zemrat e shurdhëta që nuk i dëgjojnë përgjërimet që thonë "Na mëshironi!". Por mos harro se ajo që nënkuptohet me këtë dhembshuri, është, t'i kritikosh ata, t'i bësh të kuptojnë gabimin dhe t'i pengosh ata nga padrejtësitë duke u mësuar mëshirën!*

## Pengoje padrejtësinë e tij!



*Profeti ynë i dashur (a.s.), ka thënë:*

***"Kur të shihni dy prej vëllezërve tuaj të grinden, ndihmojeni edhe të padrejtin edhe atë që i bëhet padrejtësi!"*** *Ndërsa sahabët pyetën:*

*"O Resulallah! Mirë atë që i bëhet padrejtësi, por të padrejtin si ta ndihmojmë?" I Dërguari fisnik përgjigjet duke thënë:*

***"Duke e penguar atë nga padrejtësia e tij..."*** *(Buhari, Ikrah, 7; Muslim, Birr, 62.)*

## Shprehja e dashurisë



*Buzëqeshja, është shprehja e dashurisë. Dashuria, është lidhja midis shpirtrave. Pra, t'i duash krijesat për hir të Krijuesit.*

## Shamia e buzëqeshjes



*Të bëhesh melhem për krahëthyerit, t'u bëhesh dikush atyre që nuk kanë askënd, t'u vësh veshin me gjithë shpirt atyre që rënkojnë në hidhërime e vajtime, t'u zgjatësh dorën atyre që janë rrëzuar, t'u ofrosh shaminë e buzëqeshjes atyre që qajnë dhe t'u bëhesh zgjidhje atyre që nuk kanë rrugëzgjidhje, është shprehje e dashurisë dhe mëshirës.*

## Prej Tij, tek Ai



*Çdo gjë i përket Allahut Teala; jetojmë në pronën e Tij. Çdo gjë e bëjmë në sajë të mundësive që na ka dhuruar Ai. Nëse të gjitha këto mundësi i përdorim me gjithë forcat tona duke i sakrifikuar në rrugën e Tij, mund të fitojmë nderin e madh të miqësisë me Allahun Teala.*

PJESA 4



# ASHKU I VËRTETË

*Dashuria e vërtetë*
*është ta duash Allahun*
*me një dashuri më të shtrenjtë*
*se shpirti yt. Pra, kur të jetë nevoja të*
*mund të japësh edhe shpirtin.*
*Kësaj i thonë “ashku i vërtetë”, e cila është*
*një dashuri që kërkon ta duash dhe ta*
*mëshirosh krijesën për hir të Krijuesit,*
*duke e marrë në sarajin e zemrës.*

## Nga Lejla tek Mevlaja



*Nëse Mexhnuni do qëndronte tek Lejla, do të ishte një nga miliona njerëzit e thjeshtë dhe do ta çonte dëm ashkun e tij. Do të konsumohej si një i humbur, i cili e harxhon kot mirësinë e dashurisë që i ka dhënë Allahu. Mirëpo, ai diti që ashkun njerëzor ta kthejë në shkallë për t'u ngritur drejt lartësive. Pra, prej Lejlës arriti tek Mevlaja (Allahu).*

## Nga metaforikja tek realja



*Shfaqjet e dashurisë në zemrën tonë, mund të kthehen në shkaqe të cilat do të na shpien në takimin e madh, për aq sa ato orientohen nga dashuria hyjnore dhe njohja e Allahut.  Pra, të gjitha dashuritë metaforike, janë si ura të cilat na janë ofruar për të arritur dashurinë e vërtetë.*

## Orientimi i ashkut



*Sprovat e dashurisë të cilat e kanë mbushur afatin e vet, në fakt janë për t'i hapur derën shndërrimit të dashurive metaforike, në dashuri të vërteta. Pra, orientimi i ashkut, është gjithmonë nga Lejla drejt Mevlasë. Nëse njerëzit e dashuruar shkojnë gjer në fund në këtë drejtim, në fund do të arrijnë tek Allahu.*

## Pa interes, pa armiqësi



*Në dashurinë e vërtetë midis të dashuruarve, nuk duhet të hyjë asgjë e huaj. Ashiku i vërtetë duhet të jetë i lidhur me atë që dashuron pa interes, pa armiqësi dhe "hasbeten lil-lah" (vetëm për hir të Allahut).*

## Një faqe krejt e bardhë



*Rruga e ashkut dhe e njohjes së Allahut në të cilën arrihet takimi dhe kënaqësia e Allahut, i ngjan një faqeje krejt të bardhë. Aq, sa të gjitha fjalët dhe qëllimet që shkruhen aty, janë të qarta dhe të kthjellëta. Dhe këto, mund t'i lexojë vetëm Allahu Teala.*

## Dashuria është kusht




*Për të arritur gradën e miqësisë me Allahun, është kusht që të jesh i kënaqur me mesazhet hyjnore në Kuran dhe të jetosh në rrugën e sunetit të Profetit (a.s.). Ndërsa përbërësi kryesor i këtij kushti, është dashuria, dashuria, dashuria...*

## Dashuri si ujëvarë



*Dashuritë janë shkallë-shkallë, sipas gjendjes të botës së zemrës. Disa janë të qeta, ndërsa disa të tjera të furishme si ujëvarë. Ato që janë të qeta, nuk mund t'i përshkojnë rrugët e takimit me të dashurin. Ato nuk mund t'i bëjnë ballë lodhjes dhe vështirësive të asaj rruge. Ndërsa ata që dashurojnë me një dashuri të furishme, përshkojnë largësi të mëdha ashtu si përrenjtë që përshkojnë male e shkëmbinj dhe ia dalin mbanë të arrijnë në detin e takimit.*

## Dashuria është sakrificë



*Feja jep fryte në tokën e dashurisë dhe sakrificës. Në fakt, ajo që e nxjerr në pah sakrificën, është dashuria e ushqyer nga feja. Nëse nuk është kjo dashuri, nuk është as sakrifica. Dhe nëse nuk janë këto, ndjenjat fetare nuk shfaqen në botën shpirtërore dhe njeriu ngelet i thatë e nuk i arrin kurrë bukuritë e pafundme të xhenetit...*

## Kur dashuria arrin përsosmërinë



*Njerëzit, çmimet më të larta dhe sakrificat më të mëdha i bëjnë për hir të dashurisë, sepse të gjithë, durojnë sakrifica për hir të dashurisë sipas dashurisë që kanë. Kur dashuria arrin përsosmërinë, edhe sakrifica e vuajtja të cilat janë rezultate të saj, arrijnë majat. Por në këtë pikë, vuajtja kthehet në argëtim. Nga kjo pikëpamje, sahabët fisnikë, gjatë gjithë jetës kanë vrapuar në çdo dëshirë të vogël të Resulallahut (a.s.), duke thënë: "Të qofshin falë pasuria, shpirti dhe jeta ime, o Resulallah!".*

## Allahu na do



*Allahu Teala, në mesin e të gjitha krijesave, më së shumti do njeriun. Prandaj dhe kur e krijoi atë, e futi në një bahçe të bukur si xhenet. Pastaj, për ta sprovuar, e ngarkoi atë me përgjegjësinë e devotshmërisë dhe të luftës për eliminimin e pengesës së egos (epshit) së tij, gjë e cila u bë edhe shkak që ai të dëbohej prej mirësive në të cilat gjendej. Në fakt, qëllimi i Allahut Teala, është të na dërgojë në xhenetin e vërtetë. Dhe kjo mirësi e madhe, është për ata që e pastrojnë zemrën dhe lidhen pas Allahut Teala.*

# Kur Ai të hyn në zemër



*Njeriu që arrin njohjen intuitive e shpirtërore të Allahut me kuptimin e plotë të fjalës, ndodhet nën ndikimin e shfaqjes së afërsisë dhe dashurisë së Allahut. Aq, sa të gjitha prirjet e egos, digjen një nga një siç digjet letra nën thjerrëzën në të cilën mblidhen rrezet e diellit.*

# Nëse të do, bën që të duan



**"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."** (Merjem, 96) *Vepra dhe jeta e miqve të Allahut, vazhdon të jetë në shërbim të besimtarëve që presin udhëzimin edhe pas jetëve të tyre të përkohshme, sepse Allahu i ka bërë ata të dashur (frymëzues) për zemrat e besimtarëve.*

## Krahët e ashkut dhe dijes



*Ashku dhe dija, pra dashuria dhe njohja (e Allahut), janë si dy krahë shpirtërorë që e bartin mendjen e njeriut në një horizont përmbi dijet e dukshme. Aq sa njeriu në sajë të këtyre dy krahëve, bëhet udhëtar i shtatë qiejve, pra i miraxhit.*

## Sprova jonë më e madhe



*Sprova më e madhe në këtë botë, është sprova e dashurisë dhe njohjes (dijes). Ata që i kalojnë këto dy sprova në mënyrën më të bukur, mund t'ia dalin mbanë në të gjitha sprovat e tjera, vuajtjet, vështirësitë dhe fatkeqësitë e jetës.*

## Cilësitë e të dashuruarve



*Të dashuruarit, nuk kaplohen nga gjërat boshe që shkaktojnë grindjet e përkohshme dhe egoiste të kësaj bote, nga baticat e zbaticat dhe nga sevdatë e padobishme e të pakuptimta. Ata vrapojnë vetëm drejt takimit të botës së pafundme. Në këtë mënyrë, ata jetojnë të qetë dhe të lumtur në të dyja botët. Madje edhe në kohët më të vështira të kësaj bote, ata nuk përjetojnë kriza shpirtërore dhe janë gjithmonë të rinj dhe të fuqishëm nga ana shpirtërore.*

## Nëse je njeri i shpirtit



*Nëse je njeri i shpirtit, je një diell që ndriçon të gjithë shpirtrat... Tek ty dalin në pah shfaqjet e jashtëzakonshme që reflekton drita.*

## Sheb-i Arus




*Vdekja për të urtët që e përjetojnë besimin me dashuri, është një "sheb-i arus", pra një natë dasme. Miku i Allahut, Ibrahimi (a.s.), i cili bëri një jetë brenda kësaj të fshehte, melekëve që i erdhën në ndihmë kur ishte duke u hedhur në zjarr, u tha: "Mos hyni mes dy miqve! Ai që e bën zjarrin të ndizet, edhe e fik atë."*

## Si bleta



*Resulallahu (a.s.), ka thënë:*

***"Besimtari i ngjan bletës. Ha atë që është e pastër, nxjerr në pah më të pastrën, qëndron në vende të pastra dhe vendin ku qëndron, as e dëmton dhe as e prish."*** *(Ahmed, II. 199)*

## Një ujë misterioz



*Të vërtetat, urtësitë, bukuritë dhe mexhliset e bisedave (fetare), i ngjajnë një uji misterioz. Aq, sa bletët që e pinë, bëjnë mjaltë, ndërsa gjarpërinjtë vjellin helm. Nisur nga kjo, çështja më e rëndësishme në qëndrimin me njerëzit e mirë dhe në përvetësimin e urtësive, është të bëhesh si bleta.*

## Mos anoni!




*Besimi, nuk pranon asnjë lëshim! Pra, animin nga jobesimtarët dhe hipokritët. Kjo, sepse për shkak të cilësisë së saj, zemra ndikohet nga njerëzit për të cilët ndjen dashuri. Allahu Teala urdhëron:* **“Dhe mos anoni nga ata që bëjnë të këqija, përndryshe do t’ju përcëllojë Zjarri...”** *(Hud, 113) Në këtë ajet, Allahu Teala u ka tërhequr vëmendjen besimtarëve, që t’i mbajnë zemrat larg dashurisë ndaj zullumqarëve dhe hipokritëve.*

## Shkaku i humbjes



*Fatkeqësia më e madhe njerëzore, është të kundërshtosh urdhrin:* **“Kur t’i shohësh ata të nënçmojnë Shpalljet Tona, largohu prej tyre...”** *(En’am, 68), duke qëndruar bashkë me ata që jetojnë nën sundimin e dëshirave të epsheve të tyre. Ndërsa dashuria ndaj njerëzve të tillë, bëhet shkak i një humbjeje të paimagjinueshme, sepse çdo gjë negative mund të reflektohet nga zemra në zemër.*

## Dashuri për atë që e meriton Urrejtje për atë që e ka hak



*Devotshmëria është të lidhesh me Resulallahun me një dashuri të madhe dhe të zotërosh një dashuri të tillë, e cila e sheh çdo krijesë me syrin e mëshirës për hir të Krijuesit. Po ashtu, të urresh edhe atë që e ka hak. Surja Mesed, është shembulli më i bukur i të urryerit të atij që e ka hak. Nëse nuk urrehet ai që e ka hak, dëmtohet dashuria hyjnore.*

## Të mos rrëshqasin zemrat!



*Rrëshqitja e zemrës, është njësoj sikur dikush që po pret bukë, t'i rrëshqasë thika dhe të presë arteriet kryesore. Nëse nuk ndërhyhet, ai njeri mund të vdesë nga humbja e gjakut. Pra, nëse edhe zemra nuk pengohet të krijojë lidhje me njerëz të gabuar, ajo do të humbasë pastërtinë e saj dhe do të groposet në errësirë.*

## Dashuria për çdo gjë është mbizotëruese



*Prej thërrmijës më të vogël e deri tek trupat më të mëdhenj qiellorë, dashuria është mbizotëruese. Prej bimëve deri te kafshët, prej gjallesave e deri te krijesat që pandehen jo të gjalla, në çdo gjë që ka në këtë botë, ka dashuri. Aq sa edhe jeta në tetëmbëdhjetë mijë botët vazhdon me dashuri.*

## Mejtepi i ashkut



*Allahu Teala, dashurinë e ka qëndisur tek krijesat dhe robërit e tij të devotshëm i ka bërë aq të dashur për to, sa krejt gjithësia është një mejtep ashku për birin e njeriut. Ndërsa mësimi që jepet në këtë mejtep, është ndjeshmëria e zemrës ndaj të gjitha mrekullive hyjnore që janë krijuar me motivin e dashurisë, prej thërrmijës më të vogël e deri te trupi më i madh qiellor.*

### Çdo gjë në gjithësi bën salavat për Profetin (a.s)



*Ata që arrijnë ta shohin jetën dhe gjithësinë me syrin e urtësisë, vërejnë se çdo gjë është shfaqje e dashurisë dhe e ashkut hyjnor. Vërejnë se çdo gjë është shfaqur prej dashurisë dhe ashkut hyjnor. Kuptojnë se nëse nuk do të ishte dashuria hyjnore, gjithësia nuk do të ishte krijuar. Kjo është arsyeja që çdo gjë në këtë gjithësi bën salavat për Muhamed Mustafanë (a.s.) si krijesën më fisnike, sepse Allahu Teala e do dhe e ka bërë të dashur për të gjithë.*

## I shkrirë në dashurinë për Resulallahun (a.s.)




*Kur Profeti (a.s.), tha:* ***"Nuk kam përfituar nga pasuria e askujt tjetër sa ç'kam përfituar prej pasurisë së Ebu Bekrit...", Ebu Bekri me lot në sy u përgjigj duke thënë: "A nuk jam unë dhe pasuria ime vetëm për ty, o i Dërguar i Allahut?!"*** *(Ibën Maxhe, Fedailu Ashabi'n-Nebi, 11) Me këto fjalë, ai shprehu ndjenjat e thella dhe dashurinë që kishte ndaj Profetit të Allahut (a.s.).*

## Të duash... Të duash... Të duash...



*Dashurinë për Profetin (a.s.), duhet ta ndjejmë thellë në shpirtin tonë, sepse vetëm në këtë mënyrë mund të jemi afër tij. Pra, sekreti i afërsisë ndaj tij, është ta duash atë me një dashuri të jashtëzakonshme.*

## Bëji selam Profetit (a.s.)!



*Sahabët e donin shumë Profetin (a.s.) dhe digjeshin nga malli për t'u takuar me të. Kur i shkonin për vizitë ndonjë sahabiu, i cili ishte në shtratin e vdekjes, e ngushëllonin duke i thënë: "Bëji selam prej nesh të Dërguarit të Allahut!". Ndërsa në fytyrën e tij (të sëmurit) shfaqej një buzëqeshje e ëmbël.*

## Nga guri në xhevahir



*Fara e ashkut, merr jetë vetëm në tokën e dashurisë së tij. Ai është burim begatie dhe ushqimi shpirtëror për shpirtin. Toka e dashurisë së tij, i ka ngritur në pastërtinë e një diamanti shumë zemra të ngurtësuara.*

# Të mos shoh kënd tjetër!



*Kur Abdullah bin Zejd (r.a.), mori lajmin e vdekjes së Profetit (a.s.), iu lut Allahut me këto fjalë: "O Allah! M'i merr sytë, që sot e tutje të mos shoh kënd tjetër përveç të vetmit njeri që dua, Muhamedit (a.s.)!" Dhe në atë moment, sytë e tij u verbuan.* (Kurtubi, V, 271)

# Kushti i besimit



*Profeti (a.s.), ka thënë:*

***"Betohem në Allahun i Cili ka në dorë shpirtin tim, se pa qenë unë më i dashur tek ndokush prej jush se vetja e tij, prindërit e tij, fëmijët dhe të gjithë njerëzit e tjerë, ai nuk ka besuar me gjithë shpirt."*** *(Buhari, Iman, 8)*

## U mek bilbili



*Pas vdekjes së Resulallahut (a.s.), Bilal Habeshiu (r.a.), me këmbënguljen e shokëve bëri nijet të këndonte ezanin, por kur nuk e pa Profetin (a.s.), në minber, iu zu fyti nga të qarat, zëri iu mek dhe nuk arriti ta këndonte ezanin.*

## Vajtimi i degës së hurmës



*Vulës së profetëve, të Dërguarit të Allahut (a.s.), i jepnin selam edhe gurët e rrugës nga ku kalonte. Kur trungu i hurmës mbi të cilin Profeti (a.s.), mbante hutbe u hoq për arsye se u bë një minber i ri, për shkak se u largua nga Profeti (a.s.), ai (trungu) filloi të vajtonte dhe të rënkonte në një mënyrë të cilën e dëgjuan edhe sahabët. Mevlana i nderuar ka thënë: "Dëgjoje të vërtetën e dashurisë prej trungut të një peme dhe merr mësim prej tij!" Krahasoje dashurinë tënde me atë të një trungu!*

# Kujdesu për ushqimin e shpirtit!



*Dhehebiu ka këshilluar:*

*"Mos kurseni asgjë për të vizituar Xhaminë e Profetit dhe për t'i dhënë selam Profetit (a.s.), duke qëndruar tek varri i tij! Kur të arrini në Uhud shikoni përreth derisa të ngopeni dhe duajeni atë, sepse Resulallahu (a.s.), e donte shumë Uhudin. Shkoni vazhdimisht tek Ravda në vendin ku ai (Profeti) qëndronte shpesh dhe mundohuni të mbushni shpirtin."* *(Dhehebi, Sijer, IV, 42-43.)*

# I gjithë frymëzimi është prej Tij



*Dashuria e Profetit (a.s.), lindte prej dashurisë hyjnore dhe ishte një ashk i vërtetë që shfaqej nga dashuria për Allahun. Burimi dhe ushqimi shpirtëror i gjithë kësaj dashurie, ishte prej Allahut, i Cili i tha atij "Habibi/i Dashuri Im".*

PJESA 5



# KANDILI I PAFUNDËSISË

*Profeti ynë (a.s.),*
*është një Siraxh-i Munir*
*që qëndron në krye të njerëzimit…*
*Pra një kandil pafundësie që ndriçon*
*në errësirë. Ai, është vepra madhështore e*
*Allahut Teala… Ai është mëshirë*
*për botët dhe shembulli*
*më i mrekullueshëm i udhëzimit…*

## Më i bukuri



*Të gjitha bukuritë janë mbledhur tek ai. Për shkak se deri në Ditën e Kijametit nuk do të vijë më asnjë profet tjetër pas tij, atij i janë dhuruar bukuritë dhe virtytet më të mira që i duhen birit të njeriut.*

## Personaliteti i tij, është mrekullia e tij



*Të kuptosh personalitetin e pashoq të Profetit (a.s.), tek i cili janë mbledhur të gjitha mrekullitë e profetëve të mëparshëm dhe që është përforcuar nga një mrekulli madhështore si Kurani, është një mrekulli aq e madhe për njerëzit e ditur, sa që nuk kanë nevojë për mrekulli tjetër.*

## Prej tij do të mësojmë



*Fitimi i personaliteti islam, është i mundur vetëm me njohjen e përsosur të Profetit (a.s.). Pra, për të mësuar veprën, sunetin dhe dashurinë e tij, duhet që patjetër ta kuptojmë dhe t'i afrohemi atij.*

## Më fisniku



*Nuk është e mundur të imagjinohet ndonjë hero më i madh se Profeti (a.s.), sepse në jetën e tij nuk është parë që ai të kaplohej ndonjëherë nga frika dhe telashi i kësaj bote. Në gjendje të jashtëzakonshme, ka treguar durim dhe qëndresë duke mos u kapluar asnjëherë nga frika dhe paniku. Aliu (r.a.), ka thënë: "Në momentet më të vështira dhe të frikshme, strehoheshim pas tij..."*
*(Muslim, Xhihad, 79)*

## Një jetë me hijeshi të pashoqe



*Profeti (a.s.), gjatë gjithë jetës së tij, nuk ofendoi askënd. Por gjithmonë shpërndau aromën e faljes. Nga kjo pikëpamje, ai, me fjalën, heshtjen, veprën dhe qëndrimin e tij, ishte një personalitet shembullor dhe i pashoq. Ai kishte një jetë me një hijeshi të pashoqe.*

## Më delikati



*Resulullahu (a.s.), ishte gjithmonë në gjendje meditimi. Nuk fliste pa pasur nevojë dhe heshtja e tij zgjaste shumë. Kur fillonte të fliste, e plotësonte pa e lënë në gjysmë.*

## Më i veçanti



*Fytyrën e kishte të bukur, të folurin shprehës, veprimet të hijshme, gjuhën të rrjedhshme, fjalët të qarta dhe retorikën të mahnitshme.*

## Një mëshirë e tillë që...




*Profeti ynë (a.s.), ishte mëshirë për vendin dhe për shoqërinë ku jetonte, mëshirë për këtë botë, mëshirë për qiejt dhe veçanërisht me dashurinë e tij të madhe, ishte mëshirë për të gjithë shpirtrat. Në një ajet fisnik urdhërohet:*

**"(O Muhamed!) Ne të dërguam vetëm si mëshirë për botët."** *(Enbija, 107)*

## Zemra i rrihte me mëshirë



*Allahu Teala, duke e cilësuar Profetin fisnik (a.s.), me dy nga emrat e Vet më të bukur, urdhëron:*

**"Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët."** *(Teube, 128)*

## Rauf dhe Rrahim



**"Rauf dhe Rrahim",** *shumë i butë dhe i mëshirshëm. Këto dy cilësi që burojnë prej dy emrave të bukur hyjnor të Allahut Teala, ndër të gjithë profetët e tjerë, i ka gëzuar vetëm Muhamedi (a.s.).*

## Rrethi i vuajtjeve



*Gjatë gjithë jetës së tij, Resulallahu (a.s.), ka duruar shumë vuajtje dhe ka kaluar nëpër shumë vështirësi. Profeti (a.s.), është shprehur:* ***"...Në rrugën e Allahut kam hequr shumë vuajtje të cilat nuk i ka provuar askush."*** *(Tirmidhi, Kijamet, 34/2472) Nga shtatë fëmijë, gjashtë prej tyre i humbi kur ishte ende gjallë. Në Taif u gurëzua. Zemra e tij copëtohej prej vuajtjeve dhe torturave që përjetonin myslimanët e parë. Në Uhud, humbi xhaxhanë e tij të dashur Hamzain (r.a.) dhe Mus'abin (r.a.). Në tragjedinë e Maunes dhe Rexhit, humbi nxënësit më me vlerë të Kuranit. Por të gjithë këto ngjarje i përballoi me shpirtin e maturisë dhe dorëzimit. U bë shembull për çdo vuajtje dhe vështirësi që mund të përballojë biri i njeriut.*

## Në udhë të drejtë, siç jemi urdhëruar



**"Prandaj qëndro i patundur në udhën e drejtë, ashtu siç je i urdhëruar!.."** *(Hud, 112) Kur u zbrit ky ajet, flokët dhe mjekra e bukuar e Profetit (a.s.), u zbardhën... Ai vetë, ishte në rrugën e drejtë. (shih. Jasin, 4) Mirëpo shqetësimi i tij i vërtetë, ishte për umetin e tij. Pra, flokët iu zbardhën për shkak të shqetësimit se a do të qëndronte populli i tij në rrugën e drejtë apo jo.*

## Çdo gjë për popullin e tij...




*Profeti (a.s.), ka thënë:*

> ***"Jeta ime është e dobishme për ju; ju bisedoni me mua dhe ju njoftohet shpallja. Por edhe vdekja ime është e dobishme për ju. Punët tuaja më paraqiten mua. Kur shoh ndonjë punë të bukur, falënderoj Allahun, e kur shoh ndonjë punë të keqe i kërkoj falje Allahut për ju."*** *(Hejthemi, IX, 24.)*

## Populli im... Populli im...



*I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:*

> ***"Bëni kujdes! Tani që jam gjallë, jam shkak i sigurisë suaj. Ndërsa kur të ndërroj jetë, në varrin tim do të thërras: "Ja Rabbi, populli im, populli im!..." deri në ditën kur të fryhet suri i parë."*** *(Kenzu'l-Ummal, XIV, 414.)*

## Çelës xheneti



*Profeti (a.s.), është një i Dërguar, i cili është mëshirë për ne në të dyja botët dhe ndërmjetësues në botën tjetër. Ai është sulltani i profetëve, burim udhëzimi, lumturie dhe shpëtimi; është çelësi i dashurisë së të gjithë xheneteve. Qenia e tij, parim i dashurisë dhe i besimit, është urdhri i Vetë Allahut Teala. Këtë e vërteton edhe shprehja e shehadetit.*

## Allahu e bekon




*Në ajetin fisnik urdhërohet:*

**“Vërtet, Allahu dhe engjëjt e Tij bëjnë salat** (bekojnë dhe luten) **për të Dërguarin. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me “selam”!”** *(Ahzab, 56)*

## Salavatet i kemi borxh



*Profeti (a.s.), ishte shumë i dhembshur dhe i mëshirshëm me popullin e vet. Ne nuk kemi mundësi ta shlyejmë këtë borxh. Por më e mira që mund të bëjmë, është të bëjmë salavate (të lutemi) për të me gjithë shpirt... Çdo salavat është një motiv që na afron më shumë tek ai...*

## I jemi borxhlinj atij



*Respekti që tregojmë për të Dërguarin e Allahut (a.s.), është ndjekja e sunetit të tij. Njohja e tij më nga afër, është një sprovë e devotshmërisë së zemrave tona. (shih. Huxhurat, 3-4) Nuk është zemër ajo, e cila nuk mbushet me ndjenjat e falënderimit ndaj mundit dhe përpjekjeve që ai bëri gjatë gjithë jetës së tij për shpëtimin dhe udhëzimin e njerëzimit.*

## Dielli i udhëzimit



*Allahu Teala urdhëron:*

**"Por Allahu nuk i ndëshkonte ata, ndërkohë që ti ishe në mesin e tyre!.."** *(Enfal, 33) Allahu nuk do ta dënojë atë zemër në të cilën gjendet i Dërguari i Allahut (a.s.). Por, mjerë për ata që në zemrën e tyre nuk e kanë atë diell udhëzimi. Sa humbje e madhe! Sa mjerim i hidhur!..*

## Zjarri nuk e djeg zemrën që është mbushur me të



*Aq sa zemra e besimtarit është e mbushur me dashurinë ndaj Profetit (a.s.), aq i largohet edhe dënimit hyjnor. Një zemër që digjet nga dashuria për Profetin (a.s.), ecën në gjurmët e tij të bekuara. Për shkak se "Njeriu do të jetë me atë që dashuron", ai që e dashuron atë, do të jetë së bashku me të edhe në jetën e pafundme.*

## Nëse e njohim!



*Nëse e njohim atë, nesër në ditën e mahsherit (tubimit), edhe ai do të na njohë. Nëse jemi aq të pjekur për ta parë atë, edhe ai do të na shohë. Nëse e dëgjojmë dhe i vëmë veshin, edhe ai do t'i dëgjojë përgjërimet tona. Në këtë mënyrë, cilësinë e tij si shembulli më i bukur, e përçojmë edhe tek njerëzit e tjerë.*

## Cila është mirësia më e madhe?



*Profeti (a.s.), është mirësia më e madhe që i dhuroi Allahu Teala umetit të Muhamedit (a.s.)... Një dhuratë madhështore që Allahu Teala ia fali njerëzimit... Një shkak udhëzimi i cili tregon derën e shpëtimit dhe rrugën e xhenetit...*

## Dëshira e madhe e sahabëve për ta njohur



*Abdullah bin Mes'ud (r.a.), tregon:*

*"Kur një sahabi kthehej në mbrëmje në shtëpi, gruaja e tij më parë i bënte këto dy pyetje:*

*"Sa ajete u zbritën sot nga Kurani?"*

*"Sa prej haditheve të Profetit (a.s.), ke mësuar përmendësh sot?"*

*(Në mëngjes) Kur dilte nga shtëpia, gruaja i thoshte:*

*"Ki frikë Allahun, mos fito në haram! Ne në këtë botë e durojmë urinë, por nuk mund ta durojmë dot zjarrin në ditën e kijametit!".* (Abdulhamid Keshk, Fi fihabi't-tefsir, I, 26.)

## Llogarite vete




*Kryetari i një fisi, i kërkoi Halid bin Uelid (r.a.), t'ia përshkruante Profetin (a.s.), ky iu përgjigj me këto fjalë: "Atë nuk mund ta përshkruaj kurrë, por të them vetëm një gjë. I dërguari, është sipas fuqisë së Dërguesit. Mendo që Ai i Cili e ka dërguar është Krijuesi i Gjithësisë, pastaj llogarit se si mund të jetë edhe i Dërguari!"*

## Për të parë atë



*Profeti (a.s.), është aq i dashur tek Allahu Teala, sa që të gjitha krijesat dëshirojnë ta shohin atë. Kur ata vrapojnë për tek ai, bëhen si flladi i mëngjesit.*

## Gëzimi i takimit



*Mevlana i nderuar ka thënë:*

*"Eja, oj zemër! Bajrami i vërtetë, është takimi me të Dashurin tonë, Muhamedin (a.s.)."*

## Pafundësisht Habibullah



*Profeti (a.s.), është krijesa më e dashur tek Allahu, prandaj, ai është ngritur në Makam-i Mahmud . Me dritën e udhëzimit të tij, ai u bë dielli i diejve... Me moralin dhe gjendjen e tij të lartë, është pafundësisht Habibullah (i dashuri i Allahut).*

## Drita e dy botëve



*Drita e tij, është dritë udhëzimi për të gjitha krijesat. Ai është një dritë hyjnore e cila ndriçon të dyja botët. Në fakt, drita e tij është aq e bukur sa që nuk mund të krahasohet as me dritën e hënës dhe as me atë të diellit...*

## Çerdhja më e lumtur në botë



*Në çerdhen e Resulullahut (a.s.), në zemrat e bashkëshorteve dhe fëmijëve, kishte një lidhje dhe dashuri të pafundme. Asnjë burrë nuk e do bashkëshorten e tij ashtu siç i donte bashkëshortet e tij Resulallahu (a.s.). Por, edhe asnjë grua nuk e do bashkëshortin e saj, ashtu siç e kanë dashur Resulallaun (a.s.), bashkëshortet e tij. Asnjë fëmijë nuk e do prindin e vet ashtu siç e ka dashur Fatima (r.anha.), babanë e saj. Por, edhe asnjë baba nuk e do fëmijën e vet ashtu siç i ka dashur Resulallahu fëmijët e vet. Ja pra, kjo është çerdhja më e lumtur e botës. Lum si ai që ndërton një çerdhe të tillë duke marrë shembull prej asaj çerdheje!..*

## El-Emin, më besniku



*Edhe idhujtarët, të cilët e mohuan Profetin tonë (a.s.), e përmendnin atë diell udhëzimi, me virtytin El-Emin. Ata e pranonin se ai nuk kishte gënjyer kurrë. Madje, edhe kur ishin duke luftuar me të, sendet e veta ia linin atij në ruajtje. U strehuan nën krahët e butësisë dhe personalitetit të tij.*

## Profeti i faljes



*Ai ishte Profet i faljes. Ai arriti të falte edhe Hindin, e cila vrau dhe i kafshoi mëlçinë xhaxhait të tij të dashur Hamzait (r.a.). Ai fali edhe gruan e cila donte ta helmonte. Ai fali edhe atë që i bëri magji. Ai fali edhe Hebbar bin Esuedin, i cili vrau vajzën e tij shtatzëne, Zejnebin (r.anha.). E megjithatë, ai ringjalli shumë shpirtra të vdekur me një jetë të pafundme.*

## Rrebesh drite



*Falja e tij, ishte e tillë që i shndërronte edhe errësirat në dritë. Ai ishte mirësi, mëshirë dhe falje... Aq, sa Allahu Teala ia fali të gjithë njerëzimit si shembull të pashoq. I nxiti njerëzit të jenë falës dhe dhurues si ai.*

# Kushti i faljes



*Allahu Teala, për dashurinë dhe faljen e Vet, ka vënë si kusht bindjen ndaj Rasulallahut (a.s.):*

قُلْ اِنْ كُنْتُمْ تُحِبُّونَ اللّٰهَ فَاتَّبِعُونِى يُحْبِبْكُمُ اللّٰهُ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ

**"Thuaju** *(o Muhamed)*: **"Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!"** *(Al-i Imran, 31)*

# Gjithmonë për ne



*Kurani dhe Profeti (a.s.), janë thirrja dhe mesazhi i fundit për të gjithë njerëzimin. I Dërguari i Allahut (a.s.), i cili e ka frymëzuar identitetin e njeriut me moral të përsosur, në disa raste urdhëresat hyjnore i përçonte tek të tjerët duke dhënë shembull nga vetja. Kjo shprehje të cilën e ka thënë në periudhën e fundit, për ne është një thesar i paçmueshëm: "Nëse i kam marrë pasurinë dikujt, ja ku është malli im, le të vijë e ta marrë!" Po ashtu edhe këto fjalë që i drejtohen ndërgjegjeve: "Nëse i kam gjuajtur dikujt në shpinë, ja shpina ime, le të vijë të më gjuajë!"* *(Ahmed, III, 400.)*

## Jo vetëm me mendje, por edhe me zemër



*Për të kuptuar Profetin (a.s.), përveç mendjes duhet të përdorim edhe zemrën. Ndërsa shfaqja më e bukur dhe më kuptimplote e dashurisë ndaj Profetit (a.s.), është bindja dhe besnikëria ndaj tij.*

## Sahabët fisnikë janë shembuj për ne



*Në dashurinë ndaj Profetit (a.s.), sahabët fisnikë, janë një kriter shumë i rëndësishëm për ne. Kjo, sepse dashuria që ushqenin ata për Profetin (a.s.) dhe ato që kanë bërë në lidhje me këtë dashuri, është miratuar dhe lavdëruar edhe nga Allahu Teala, edhe nga vetë Profeti (a.s.).*

## Sa dhuratë e madhe!



*Allahu Teala, me anë të këtyre ajeteve, shpreh kënaqësinë e Tij ndaj yjeve të qiellit të dashurisë, sahabëve fisnikë:*

**"Sa u përket besimtarëve të parë, prej muhaxhirëve dhe ensarëve, Allahu është i kënaqur me ata dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim; edhe ata janë të kënaqur me Atë..."** *(Teube, 100)*

## Me të vjen lumturia në të dyja botët



*Pa të, shpirtrat mbyten në vorbullën e injorancës dhe ngelin pa frymë në korridoret e padrejtësisë dhe mosbindjes. Mirëpo, shpirtrat fatlumë të cilët i hapën krahët horizonteve të udhëzimit për shkak të tij, kanë gjetur lumturinë dhe paqen e të dyja botëve.*

## Edhe toka më shterpë gjelbëron



*Çdo gjë begatohet në sajë të Profetit (a.s.). Me të, shpirtrat mbushen me kënaqësi dhe ndjenja të larta. Madje edhe toka më e shterpët gjelbëron në sajë të tij. Shikimi i tij ndryshonte gjithçka. Edhe njerëzit gjysmë të egër të kohës së injorancës, nën edukimin e tij, u bënë njerëzit me shpirt më të ndjeshëm, më të butë dhe më të mëshirshëm. Dhe si rezultat, i falën njerëzimit një civilizim me virtyte shembullore.*

## Ai është shpresa jonë



*Ashtu si dje, kur Profeti (a.s.), i bëri derman një periudhe injorance të tërbuar dhe e ktheu atë në një periudhë lumturie, ashtu edhe sot, ai është fryma e mëshirës që do ta shpëtojë dhe do t'i kthejë paqen njerëzimit.*

## Jemi dëshmitarët e Allahut



*Ne duhet të lidhemi fort dhe me bindje pas sunetit të Profetit tonë (a.s.). Gjithashtu, duhet të jetojmë me vetëdijen se jemi një popull dëshmitar i Allahut i cili është zgjedhur për të përhapur moralin dhe personalitetin e  lartë të Profetit (a.s) mbi faqen e dheut.*

## Një popull mesatar



*Në një ajet fisnik, urdhërohet:*

**"Kështu, Ne ju kemi bërë një popull mesatar** *(shembullor)*, **që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju..."** *(Bekare, 143)*

## Kriteri



*Kriteri ynë i vetëm, siç urdhërohet edhe në ajetin e parë të sures Huxhurat, është:* **"Të mos nxitojmë (dalim) para (urdhrit të) Allahut dhe të Dërguarit të Tij..."** *Pra, të zbatojmë atë që është urdhëruar, pa hyrë në asnjë lloj ekstremi. Dhe ajo me të cilën jemi urdhëruar, është të jemi një popull mesatar.*

## Çdo fjalë e tij, një eliksir jete



*Ai ishte një urë hyjnore e cila i çon shpirtrat në lumturinë e të dyja botëve, sepse për shkak të tij, u ringjallën shumë shpirtra të vdekur. Ai na mjafton për të arritur mëshirën e pafundme. Vendi ku ndodhej ai, u bë xhenet. Çdo fjalë e tij, u bë eliksir jete.*

## Aq sa e respektojmë sunetin



*Për njeriun, Profeti (a.s.), është dera e vetme e besimit, e diturisë, e tokës, e qiejve, e miraxhit dhe e njohjes së Allahut. Ajo hapet aq sa njeriu përfiton prej Resulallahut (a.s.). Edhe hapja e zemrës ndaj Kuranit me të arrihet.*

## A jemi me të sot?



*Për të arritur lumturinë në këtë botë të trazuar dhe në vendtubimin e vajtimeve (në mahsher), jemi të detyruar që në çdo fushë të jetës sonë të marrim shembull Profetin tonë (a.s.), duke qenë të përbashkët në çdo veprim. Sa vend zë ai në jetën tonë familjare? Sa ndjenja shpirtërore që reflektohen prej tij, ka në adhurimet tona? Sa ndodhemi pranë të vetmuarit, jetimit dhe të dëshpëruarit në jetën shoqërore? Sa përpiqemi për të urdhëruar të mirën dhe për të ndaluar nga e keqja? Sa e marrim shembull atë në çdo vend dhe çdo kohë?*

## Kapja pas sunetit është kusht



*Një dijetar islam, rëndësinë e lidhjes pas sunetit, e shpreh me një shembull:*

*"Këputja e njeriut nga sunetet e Profetit tonë (a.s.), një nga një, i ngjan këputjes së fijeve të litarit një nga një. Litari i plotë, është shumë i fortë. Por nëse këputet fije-fije, forca e tij humbet. Pra, edhe largimi i suneteve një nga një prej jetës sonë, -Allahu na ruajttë!- e bën jetën tonë të përjetshme të varur në një fije pambuku."*

## "Gjeta mjaltin më të mirë"



*Si duhet ta përdorim mendjen në adhurime dhe vepra? Siç ka thënë edhe një njeri i urtë: "Një bletë duhet të shëtisë njëmijë lule për të bërë një gram mjaltë.", ashtu edhe një besimtar duhet të marrë shembull nga çdo pjesë e jetës së Resulullahut (a.s.), për të arritur devotshmërinë.*

## Duhet të bëhemi pasqyra e tij



*Botëkuptimi, mendja dhe shpirti i atyre që nuk duan t'i ngjajnë atij, janë të dënuara të ngelen të cekëta. Të gjithë ata që nuk e kuptojnë dhe e mohojnë atë, janë bërë si Ebu Xhehli i cili nuk deshi t'i ngjajë atij.*

## Një Kuran i gjallë



*Thelbi i moralit të Profetit (a.s.), është Kurani Fisnik. Ata që jetojnë si një Kuran i gjallë, arrijnë të fshehtën:* **"Ti je me të vërtetë me moral të lartë."** *(Kalem, 4)*

## T'i bëhemi hënë atij dielli



*Shpirti që merr shembull prej jetës së Profetit (a.s.), bëhet hëna e atij dielli të pafundësisë. Ajo mendje që ka këtë fat, futet në botëkuptimin e shpalljes dhe zbukurohet. Por shpirti që nuk e ka këtë fat, ngelet i thatë si një gur, pa sy dhe mendjeshkurtër.*

## Entuziazmi i begatisë



*Sahabët e nderuar, begatinë e të gjitha gjërave që kishin, prej ushqimeve e deri tek sendet e tjera, e lidhnin me Profetin (a.s.). Kjo gjendje e tyre, është një mësim shumë domethënës për ne.*

## Pasqyra e dashurisë



*Çdo gjë që bëhet shkak i begatisë, është si një pasqyrë. Pra, sahabët e nderuar, në çdo gjë që kishin begati, kujtonin Profetin (a.s.), freskonin premtimin ndaj tij dhe vazhdimisht përpiqeshin që ta mbanin në aktualitetin e dashurisë dhe besimit.*

## Shkak begatie



*Sahabët fisnikë, gjithmonë e kanë konsideruar Profetin (a.s.), si burimin e begatisë dhe mirësive. Për ta, ishte një kënaqësi dhe emocion i veçantë të pinin prej ujit që pinte ai, të preknin një send që prekte ai, të mblidhnin fije të flokëve të tij, etj.*

## Më i dashur se çdo gjë tjetër



*Ibën Sirin, i thotë Abides:*

*"Tek ne (në shtëpi) kemi një fije floku të Resulallahut (a.s.). Atë e kemi marrë prej nënës së Enesit ose prej afërmve të tij." Me emocion të papërshkueshëm, thotë:*

*"Vallahi, të kem një prej fijeve të flokut të tij, për mua është më e dashur dhe më me vlerë se e gjithë bota dhe çka në të." (Buhari, Udu, 33.)*

## Dashuria për Profetin (a.s.), e forcon teuhidin




*Të konsiderosh Profetin (a.s.), si shkak begatie dhe bereqeti, nuk është shirk siç mund të mendojnë disa. Përkundrazi, kjo e forcon teuhidin (njësimin e Allahut), sepse teuhidi plotësohet dhe forcohet vetëm me Profetin (a.s.).*

## Shamia e bekuar



*Mbështjellësja e këmishës së bekuar të Profetit (a.s.), e cila iu dhurua myslimanëve të Indisë, u respektua shumë prej tyre. Që prej 1913-ës, ajo u ruajt si drita e syrit sepse konsiderohet si shkak i begatisë. Gjithashtu, ata e quajtën shamia e bekuar.*

## Mos pandeh se është gur!



*Sulltan Selimi i III, gjurmën e bekuar të Profetit tonë (a.s.), e ka përshkruar me këto fjalë:*

*"Zotëri! Mos pandeh se është gur (i thatë, kjo gjurmë që po sheh)! (Dije se) Ky (gur) është aq i çmuar sa mjafton për t'i blerë të gjitha botët! O i dëshpëruar, eja dhe puthe sepse kjo është gjurma e të Dashurit, Mustafait (a.s.)!"*

## Kujtime të shenjta



*Flladet e dashurisë së atyre amaneteve të shenjta dhe kujtimeve të shenjta që kanë arritur deri në ditët tona, arrijnë të freskojnë sado pak shpirtrat e djegur nga dashuria për Profetin e bekuar (a.s.). Ato thesare fisnike dhe ato amanete të shenjta, prej qindra vitesh, janë bërë shkak shërimi, begatie dhe respekti për vendet dhe shpirtrat në të cilat ndodhen.*

## Edukata që ngjalli Osmanlinjtë



*Me një respekt të madh, Javuz sulltan Selim Hani, solli në Stamboll amanetet e shenjta. Më pas, caktoi dyzetë hafizë dhe i urdhëroi të lexonin vazhdimisht Kuranin Fisnik pranë tyre (amaneteve). Ky zakon, ka qindra vite që vazhdon dhe e ka bërë këtë popull të fitojë një nder të veçantë në histori.*

# Edukata e të folurit të Osmanlinjve pranë Ravzës



*Kubenë e parë mbi varrin e Profetit (a.s.), e ka ndërtuar Sulltani Memluk Kajëtbaj. Ndërsa kubenë së gjelbër që shohim sot, e ka ndërtuar Sulltan Mahmudi i II.*

*Për të realizuar këtë punë kaq fisnike, në Medine dërgohen arkitektë dhe mjeshtra nga Stambolli. Por, përpara se të fillonin punën, ustallarët u konsultuan gjatë me njëri-tjetrin me qëllim që gjatë punës të mos bënin asnjë veprim që do ta shqetësonte shpirtin e bekuar të Profetit (a.s.). Si përfundim, morën vendimin që gjatë punës së ndërtimit të përdornin kujdes në edukatën e të folurit.*

*Ja një shembull kuptimplotë i asaj edukate:*

*Ti, në vend të thuash: "Më zgjat tullën!",*

*thuaj: **"Allah!"**. Në vend të thuash; "Më zgjat çekiçin!",*

*thuaj: **"La ilahe il-lallah!"**.*

*Unë, në vend të them: "Më zgjat ibrikun e ujit!"*

*Do them: **"Bismil-lah!"**.*

*Në këtë mënyrë, ata e ndërtuan Kubenë e Gjelbër me ndjenja të thella shpirtërore, sikur të ndodheshin në një tubim ku përmendet Allahu.*

*Ky është një shembull i jashtëzakonshëm i dashurisë dhe respektit që kishin të parët tanë ndaj Profetit (a.s.)...*

## Një ndjenjë edukate e jashtëzakonshme



*Edukata e të folurit që përdorën të parët tanë në Ravza, u bë zakon edhe tek shërbyesit e vendit.*

*Në librin me kujtime "Tajjibetu'l-Edhkar" që u shkrua në vitin 1206 / 1791-2 nga Dervishi Ahmed Peshkarizade, në lidhje me edukatën, respektin dhe delikatesën që është treguar në Ravza-i Mutahhara, tregohet:*

*"Pasi largohej xhemati i namazit të jacisë, agallarët e ngarkuar me detyrë tek Ravza, shëtisnin Haremin Sherif me fener në dorë, qoshe më qoshe dhe kur vinin tek Babu's-Selam, mbyllnin derën. Nëse vinin re se dikush ndodhej ende brenda në mesxhid, i bënin me shenjë që të dilte duke i thënë* ***"Bismillah!"****, sepse në Haremin Sherif, nuk fliteshin fjalë të kësaj bote. Nëse dikush gjendej afër varrit të Profetit (a.s.), edhe atij i bëhej me shenjë duke i thënë* ***"La ilahe il-lallah!"****.*

*Tre orë para lindjes së diellit, (kur hynte koha për namazin e natës), kryemuezini thërriste njëherë jashtë derës;* ***"La ilahe il-lallah!"****. Me të dëgjuar këtë thirrje, rojet që ndodheshin brenda thoshin;* ***"Muhamedu'r-Rasulullah..."****, pastaj hapte derën."*

PJESA 6



# THELBI I TASAVUFIT

*Tasavuf, do të thotë të shkrihesh me trup dhe me shpirt në jetën e bekuar të Resulallahut (a.s.) dhe të përfitosh prej urtësisë dhe enigmës së dashurisë së gjerë hyjnore.*
*Në lidhje me këtë përfitim, i nderuari Ibrahim Ed'hemi, thotë:*

*"Nëse ashku dhe përkushtimi ynë në dashurinë hyjnore do të ishte diçka konkrete (e dukshme), mbretërit do të sakrifikonin të gjithë pasurinë dhe mbretërinë e tyre për ta shtënë në dorë."*

## Me dashuri



*Tasavufi, është besimi që jetohet me ashk dhe adhurimi që bëhet me përkushtim. Pra të eliminosh dëshirat e egos në planin material dhe të përpiqesh të jetosh në përputhje me shpirtin e fesë.*

## Arti i arritjes së devotshmërisë



*Tasavufi, është arti i arritjes së devotshmërisë. Ndërsa devotshmëria, është dobësimi i dëshirave të egos, nxjerrja në pah e aftësive shpirtërore dhe ndërtimi i miqësisë me Allahun Teala. Në Kuranin Fisnik, shprehja "devotshmëri" kalon në mënyra të ndryshme, në 258 vende. Nëse tasavufin, qëllimi i të cilit është edukimi i njeriut, do ta përshkruanim me një fjalë, ajo fjalë do të ishte "takua".*

## Mos u bëj pengesë, bëhu ndihmë!..



*Sa bukur kanë thënë të urtët:*

*"Tasavuf, do të thotë të bëhesh ndihmë, jo pengesë." Pra, të bartësh ngarkesën e të gjithëve, por të mos i bëhesh ngarkesë askujt.*

## Të mos fyesh, të mos fyhesh...



*Ibën Kemal Pasha ka thënë:*

***Tasavuf, është të kalosh nga thelbi, tek e plota, pa u fyer nga fjalët e të tjerëve...***

*E shprehur ndryshe:*

***O ashik! Ky është synimi i njerëzve e xhinëve në këtë botë: Askush të mos fyhet prej teje dhe prej askujt të mos fyhesh ti!***

## Çallma dhe xhybja...



*I nderuari Junus Emre, ishte hidhëruar jashtë mase me ata që hynin në rrugën e tasavufit dhe nuk i respektonin metodat e rregullat e tij, duke e kuptuar dhe komentuar gabim rrugëtimin drejt së vërtetës. Prandaj, ai i qortoi dishepujt e tij të cilët e mbanin veten për të ditur dhe imitonin:*

*Dervishin nuk e bën çallma dhe xhybja,*
*Kush bëhet dervish në zemër, s'ka nevojë për xhyben!*

## Tasavufi i vërtetë



*Tasavufi i vërtetë, është të jetosh duke përfituar prej të fshehtave dhe urtësive të thellësive të Kuranit e Sunetit. Çdo fjalë, çdo veprim dhe çdo sjellje që të bart jashtë Kuranit dhe Sunetit, janë të pabaza. Dhe për të shprehur këtë, është thënë: "Sheriati është këmba e qëndrueshme e kompasit."*

## Nuk ka murgëri!



*Tasavufi nuk është i izoluar nga shoqëria ashtu siç pandehin disa njerëz. Përkundrazi, është një dinamikë e lartë e cila udhëheq në mënyrë të përbashkët edhe xhihadin e dukshëm, edhe atë të fshehtë.*

## Përpjekje në vend të ankimit



*Tasavufi është arti i kalimit të pengesave të jetës dhe i arritjes së moralit të bukur duke fituar kënaqësinë e Allahut.*

## Kënaqësia dhe morali i bukur



*Tasavufi është një edukim i shenjtë. Është arti i harrimit të ankimit. Është orientimi i besimtarit që e përsos veten shpirtërisht, për nga krijesat e tjera duke kompensuar me mëshirë dhe butësi mangësitë e tyre.*

## Lufta që s'ka paqe!



*Tasavufi është:*

*- Moral i bukur dhe edukatë.*
*- Pastrim i nefsit dhe rafinim i zemrës.*
*- Një luftë shpirtërore që s'ka paqe.*

# Besnikëri, besnikëri...



*Ebu Ali Ruzbari, tasavufin e ka përkufizuar me këto fjalë: "Pritja me besnikëri dhe nënshtrim, duke qëndruar në gjunjë tek dera e njeriut që dashuron, edhe nëse je dëbuar prej aty."*

# Fati i madh



*Tasavufi, është një pikë vese prej ushqimit shpirtëror që reflektohet në zemrat e mbushura me dashuri dhe që filloi me "fryrjen e shpirtit" tek Ademi (alejhis-selam) e që u plotësua me ardhjen e Profetit të fundit.*

## Qëllimi i tasavufit



*Qëllimi themelor i tasavufit, është që me zemzemin e dijes, me keutherin e devotshmërisë, me ashkun e dashurisë dhe me ujin e jetës, të gjelbërojë gonxhet e shpirtit dhe t'i bëjë robërit të arrijnë Allahun pa humbur në këtë botë që është një shkretëtirë gafleti (pakujdesie).*

## Takimi me Hakun



*Në kohën e "A nuk jam Zoti juaj?", njeriu ishte i zhytur në kënaqësinë e takimit me Zotin. Tasavufi synon që me anë të ushtrimeve si dhikiri, të nxjerrë në vetëdije, animin tek kthimi i atmosferës së atij takimi i cili ndodhet i skalitur në nënvetëdijen e njeriut.*

## Zbulimi shpirtëror



*Tasavufi ka për qëllim ngritjen e njeriut, nga thjeshtësia në përsosmëri duke ia zhvilluar prirjet e larta që ndodhen në natyrën e tij me anë të bisedave, dhikrit, edukimit shpirtëror dhe sinqeritetit.*

## Fidani i sinqeritetit



*I nderuari Shah Nakshibendi, thotë:*

*"Detyra jonë, është pastrimi i lidhjeve të përkohshme brenda vetes dhe mbjellja e farave të dashurisë në shpirt. Ndërkohë, ato (fara) që janë mbjellë, t'i ujitim me zemzemin e së vërtetës hyjnore dhe t'i bëjmë fidanë sinqeriteti me anë të diellit të njohjes së Allahut."*

## Begatia e shërbimit



*I nderuari Ubejdullah Ahrari, thotë:*

*"Ne, këto distanca të gjata të kësaj rruge, nuk i kaluam vetëm duke lexuar libra tasavufi, por edhe duke i zbatuar sipas mundësive ato që lexuam dhe duke i shërbyer popullit..."*

## Vetëdija e hiçit në devotshmëri



*Një tjetër synim i tasavufit, është ta bëjë njeriun të vetëdijshëm për vogëlsinë dhe rëndësinë e papërfillshme që ka përballë madhështisë hyjnore, sulltanatit dhe Madhërisë së Zotit të tij. Allahu Teala, këtë të vërtetë, ua kujton robërve të Tij me anë të sprovave të ndryshme.*

## Njihe nefsin tënd!



*Ndërkohë që është duke iu afruar Allahut, njeriu më parë duhet të kuptojë se është një hiç (asgjë). Pasi kuptohet hiçi, fillon njohja. Tashmë, çdo e fshehtë e gjithësisë, hapet si perde për mendjen dhe shpirtin. "Ai që e njeh veten e tij, ka njohur edhe Zotin..."*

## Bota është e mirë e unë i keq!



*Veçoritë që i dallojnë miqtë e Allahut, janë modestia dhe ndjenja e hiçit. Bahaeddin Nakshibendi (Allahu e mëshiroftë!), shprehet kështu për ndjenjën e hiçit që përjetonte:*

*Bota është grurë e unë kashtë!..*
*Bota është e mirë e unë i keq!..*

## Xhihadi i madh



*Duke u kthyer prej një fushate të madhe e të vështirë, si lufta e Tebukut, Profeti ynë (a.s.), tha:*

***"Po kthehemi prej xhihadit të vogël, tek xhihadi i madh!"*** *(Sujuti, II, 73.)*

*Kjo është shprehja më kuptimplote e vështirësisë dhe rëndësisë së luftës me egon, por edhe e domosdoshmërisë së saj. Ajo që tasavufi kërkon t'i japë njeriut, i cili ka hyrë në atë rrugë, është qëndrimi i vendosur ndaj botës së përkohshme, mbizotërimi i egos dhe ruajtja e zemrës prej materializmit.*

## Me kë duhet të miqësohemi?



*Të formosh miqësi, do të thotë të familjarizohesh me rrethin dhe të ndikohesh prej tij, gjë e cila është në natyrshmërinë e njeriut. Mirëpo, është e domosdoshme të bëjmë kujdes me kë miqësohemi dhe të jemi të vetëdijshëm në lidhje me ndikimet pozitive e negative me të cilat mund të përballemi.*

## Rruga nga zemra në zemër



*Ai që rri gjithmonë me të mirët, bëhet i mirë. Ndërsa ai që rri gjithmonë me zullumqarët, bëhet ortak në zullumin dhe gjynahet e tyre, duke u bërë edhe vetë zullumqar. Në suren Kehf, na bëhet e ditur se qeni i cili qëndroi me të mirët, u përmend me të mirët në Kuranin Fisnik. Ndërsa në suren et-Tahrim, na bëhet e ditur se gratë e dy profetëve të cilat qëndruan me gjynahqarët, përfunduan në xhehenem.*

## Qëndrimi me njerëzit e mirë



*Allahu Teala, në Kuranin Fisnik urdhëron:* **"...bëhuni me ata që janë të sinqertë** *(në fjalë dhe në vepra)***!"** *(Teube, 119) Kjo, sepse njeriu merr pjesë prej fatit të njeriut që do dhe fiton prirje e ndjenja të përbashkëta me të.*

## Çështja themelore



*Qëllimi, është afërsia me Allahun bashkë me shpirtrat e ndritur. Në fakt, çdo gjë na shpie drejt Allahut, duke na afruar dhe familjarizuar me Të. Pra, çështja është të afrohesh tek Allahu në çdo lloj mënyre. Po ashtu, të afrosh edhe të tjerët tek Ai.*

## A ka kurbet për ashikun?



*Në edukimin e tasavufit, gjëja më e rëndësishme, nuk është një unitet i thatë, por uniteti i zemrave kudo që të ndodhen.*

*Për këtë arsye, të urtët kanë thënë:*

*"Ai që është në Jemen, është afër meje, ai që është afër meje, është në Jemen."*

## Gjendja është si sëmundje ngjitëse



*Një fjalë e urtë thotë: "Shikon rrushi rrushin e piqet." Ky fakt, në tasavuf shprehet në këtë mënyrë: "Gjendja është sëmundje ngjitëse. Pra, gjendja e dikujt, ndikon edhe të tjerët."*

## Lidhja



*Bashkimi i shpirtrave, si shembulli i gypave prej qelqi në fizikë, të cilët bashkohen me njëri-tjetrin, është i mundur me anë të lidhjes. Nëse do ta përshkruanim lidhjen me një fjalë, fjala "dashuri" do të ishte e mjaftueshme. Lidhja, është përjetimi i dashurisë dhe mbajtja e saj gjithmonë gjallë. Ndërsa dashuria e besimtarit, janë Allahu Teala, Resulallahu (a.s.) dhe robërit e mirë.*

## Marifeti (Njohja e Allahut)



*Pjekuria e zemrës, e cila fitohet me edukimin shpirtëror, e bart mendjen e njeriut në një horizont mbi dijet e dukshme. Kjo, quhet "marifet".*

## Vetëm me intuitë e urtësi



*Njeriu, sado i ditur të jetë, vetëm kur fiton intuitë e urtësi kupton dobësinë e vet dhe shpëton prej sëmundjes së mburrjes me diturinë e vet. Mendimi i tij hapet ndaj ekspozimit të të vërtetave të pafundme e të komplikuara dhe mbushet me mahnitje dhe ndjenja dobësie.*

## Kriteret e ndjenjave



*Ndjenjat e njerëzve ndryshojnë në bazë të nivelit të tyre shpirtëror. Në Sheriat, shpërdorim, është të hash edhe pasi të jesh ngopur. Në Tasavuf, shpërdorim, është të hash derisa të ngopesh. Në Hakikat, shpërdorim, është të hash sasinë e mjaftuar por i pakujdesshëm ndaj prezencës së Allahut. Ndërsa në Marifet, shpërdorim, është të hash pa menduar bukuritë hyjnore në mirësitë që ka dhuruar Allahu Teala.*

## E kujt është pasuria?



*Në Sheriat: "Pasuria jote, është e jotja; pasuria ime, është e imja." Në Tarikat: "Pasuria jote, është e jotja; pasuria ime, është e jotja."Ndërsa në Hakikat: "As e jotja, nuk është e jotja; as e imja, nuk është e imja. Gjithçka është e Allahut."*

## Shenjat e të urtëve



*Imam Gazaliu (Allahu e mëshiroftë!), ka thënë:*

*"Nëse do të bëhesh prej të urtëve; heshtja jote le të jetë meditim, shikimi yt le të jetë mësim dhe dëshira jote le të jetë bindje, sepse këto tre virtyte, janë shenjat e të urtëve."*

## Ka Allah, nuk ka qeder!..



*Sehl bin Abdullahun e pyetën:*

*"Kush është sufi?" Ai u përgjigj:*

*"Ai, zemra e të cilit është mbushur me Allahun, që kaderin e vet (caktimin) e kthen në gëzim dhe që arin e konsideron të njëjtë me dheun."*

## Ndjenja e mirësisë



*Çdo vepër e mirë dhe e sinqertë që bëhet sikur je duke e parë Allahun, lëshon filiza në degët e sinqeritetit, çel lulet e devotshmërisë dhe pjek frutat e frikë-respektit ndaj Allahut.*

## Ai sheh



*Njerëzit mund të qëndrojnë në rrugën e drejtë në vende të shkreta ku nuk ka njeri, madje mund të ruhen edhe prej gjynaheve kur janë larg syve të njerëzve, por vetëm atëherë kur brenda tyre ekziston vetëdija: "Ai më sheh në çdo kohë dhe në çdo vend!"*

## Kamerat hyjnore



*Një besimtar që ka arritur përsosmërinë morale, arrin edhe majat e vetëdijes së afërsisë me Allahun. Veten e ndjen gjithmonë në audiencën e Allahut dhe nën kamerat hyjnore. Ai është gjithmonë në udhëtim nga besimi në mirësi.*

## Uniteti dhe afërsia



*Besimtari mediton gjithmonë mbi këto ajete:*

**"...Ai është me ju kudo që të gjendeni..."** *(Hadid, 4)*

**"...Ne jemi më pranë tij (njeriut) se damari i qafës së vet."** *(Kaf, 16.)*

## Urrejtje ndaj gjynahut, mëshirë ndaj gjynahqarit



*Edukimi i tasavufit, kërkon që urrejtja ndaj gjynahut të mos bjerë mbi gjynahqarin, i cili duhet të konsiderohet si një zog krahëthyer dhe të shihet me syrin e dashurisë e mëshirës duke e kuruar botën e zemrës së tij. Prandaj, edhe ti mbushe zemrën me dashuri dhe mëshirë ndaj të gjitha krijesave të Allahut!*

## Melhemi i dhurimit



*Sa bukur shprehet Mevlana i nderuar:*

*"I thashë zemrës: Bëhu melhem dhurimi, mos u bëj gjemb lëndimi!"*

## Metoda e kumtimit



*Tasavufi është një nga metodat më frytdhënëse të kumtimit të Islamit, sepse njerëzit, gjithmonë ndjejnë mall për gjuhën e mëshirës dhe prehrin e dashurisë së miqve të Allahut, si Abdulkadir Gejlanit, Aziz Mahmud Hudajit, Junus Emresë, Bahaeddin Nakşibendit dhe Mevlanës.*

## Shpirti i dervishit



*Njerëzimi nuk mund të arrijë shpëtimin me shpirtin e të diturve që janë përkulur mbi librat e zinj të filozofisë që dergjen në raftet e pluhurosura të bibliotekave. Ai që do ta çojë njerëzimin në lumturinë dhe shpëtimin e vërtetë, është shpirti i dervishit i cili është brumosur me kulturën e Kuranit dhe Sunetit dhe është pjekur me urtësitë e tasavufit.*

## Metoda e tasavufit



*Detyra e një doktori, nuk është t'i zemërohet të sëmurit, por ta ndihmojë atë të gjejë shërimin. Edhe tasavufi, në vend që t'i zemërohet gjynahqarit, përpiqet ta zbusë me butësi e mëshirë duke e marrë në sarajin e zemrës së vet.*

## Horizonti i shikimit



*Thelbin e tasavufit e përbën horizonti i "Shikimit të krijesave me syrin e mëshirës së Krijuesit"*

## Bujari edhe për atë në majë, edhe për atë në gropë



*Nga një anë, duke i nxitur në modesti dhe përulësi ata që kanë arritur majat e moralit të bukur dhe adhurimit, Tasavufi i ruan ata nga mburrja, mendjemadhësia dhe gjynahet. Nga ana tjetër, atyre që po mbyten në gropën e gjynaheve, tasavufi u zgjat faljen, tolerancën dhe mëshirën si një jelek shpëtimi.*

## Në kohët e paqes dhe rehatisë



*Tasavufi, i cili ka aftësinë t'i drejtohet çdo pjese të shoqërisë, gjatë kohës së paqes dhe rehatisë ekonomike e shoqërore, ka siguruar gjallërinë shpirtërore duke penguar letargjinë dhe dobësinë e saj (shoqërisë).*

## Në kohë të vështira



*Tasavufi, në periudhat e vështira e të mbushura me pushtime e zullume, u ka hapur dritaren e shpresave hyjnore zemrave të ngushtuara midis kaosit dhe dëshpërimit, duke i ngushëlluar ata dhe duke i ushqyer shpirtrat e tyre. Ai është bërë melhem për zemrat e plagosura dhe ujë jete për mendjet e lodhura dhe shpirtrat e etur.*

## Tasavufi është kusht



*Mevlana Halid-i Bagdadi:*

*"Pa hyrë në rrugën e tasavufit, mundësia për të qenë në rrugën e duhur drejt pafundësisë, është shumë e vështirë. Kjo, sepse nefsi emmare, ka lloj-lloj belash dhe ngatërresash që e shkatërrojnë njeriun."*

## Domosdoshmëria e edukimit shpirtëror



*Njeriu që nuk kalon nga edukimi shpirtëror, bart në vete një nefs (ego/epsh) më të dëmshëm se kafsha më e egër. Ose, është si një zemër e ndotur ku edhe pse mund të futen gjëra të mira, edhe ato do të ndoten. Nga kjo pikëpamje, të kalosh nga edukimi i tasavufit, pra të pastrosh nefsin dhe të rafinosh zemrën, është diçka e domosdoshme.*

## Pastrim, rafinim



*Për të realizuar takimin me Allahun, pikësëpari duhen rafinuar zemrat dhe dominuar nefset. Prandaj, edukimi shpirtëror që i është dhënë Profetit tonë (a.s.), para se të ishte gati për të pranuar shpalljen, përbën themelin e rafinimit të zemrës dhe pastrimit të nefsit.*

## Mënyra e pastrimit



*Në tasavuf, pastrim do të thotë të thyesh mbizotërimin e nefsit mbi trupin duke i pakësuar dëshirat e tij dhe, gjatë këtij procesi, t'i jepet shpirtit mundësia e mbizotërimit. Kjo, mund të arrihet vetëm duke forcuar vullnetin karshi nefsit me anët të edukimit shpirtëror, pra duke respektuar metodat e ngrënies, pirjes, fjetjes dhe të folurit.*

## Për të dominuar nefsin



*Metodat e dominimit të nefsit në tasavuf:*

***a) Këllet-i taam** (të hash pak)*
***b) Këllet-i menam** (të flesh pak)*
***c) Këllet-i kelam** (të flasësh pak)*

## Edukimi i majftueshmërisë dhe tevekulit



*Fushat ku kapitalizmi ka gjetur hapësirë dhe është përhapur, janë vendet ku janë shtuar shumë edhe sëmundjet shpirtërore si ambicia dhe fitimi i padrejtë. Për këtë arsye është i domosdoshëm edhe edukimi i tasavufit, i cili përmirëson dy virtytet më të mira që janë mjaftueshmëria dhe tevekuli të cilët e shpëtojnë zemrën nga skllavëria e materies.*

## Doktorët e shpirtit



*Në kohët tona, mendja ka rënë pre në kthetrat e materies. Ne, jemi të detyruar t'u vëmë përsëri veshin këshillave të urta dhe mësimdhënëse të miqve të Allahut si Bahaeddin Nakshibendit, Mevlana Xhelaleddin Rumiut, Abdulkadir Gejlanit etj. dhe të përfitojmë nga aroma e tyre shpirtërore.*

## Trashëgimtarët e profetëve



*Miqtë e Allahut, të cilët janë plotësuar në të dukshmen dhe të fshehtën dhe kanë arritur përsosmërinë e sjelljeve duke ngjitur gradat e zemrës, janë fatlumët që kanë pasur nderin të jenë prej "trashëgimtarëve të profetëve".*

## Shembuj të mirë



*Miqtë e Allahut, janë njerëzit të cilët kanë përçuar në kohë udhëzimin dhe përsosmërinë e veprave profetike. Pra, ata janë udhëzues konkretë për ata të cilët nuk kanë pasur nderin të shohin Profetin (a.s.) dhe sahabët e tij të nderuar.*

## Shfaqje të mahnitshme



*Allahu Teala, robërve të Tij të dashur u ka falur shfaqje që ndryshojnë në varësi të gjendjeve të tyre. Ndërkohë që dikë e bën një oqean mirësie të mahnitshme në vullnet dhe në njohje të Allahut, si Shah Nakshibendi, dikë tjetër e bën të vijë vërdallë në shkretëtirat e dashurisë si Mexhnuni. Dikë e bën të shëtisë në vendet e mrekullive, dikë e lë memec para madhështisë hyjnore, dikë e bën bilbil dashurie si Junus Emre, ndërsa dikë tjetër e bën si Mevlana, nga gjuha e të cilit rrodhën urtësi dhe perla të rralla me kuptime të thella.*

## Edukimi i murshidit



*Mevlana Halid-i Bagdadi:*

*"Edhe nëse dikush i mëson përmendësh të gjitha dituritë nëpër libra, përsëri ai nuk mund të shpëtojë dot nga hilet e egos. Këto hile mund të eliminohen vetëm me edukimin e një murshidi që ka arritur grada të larta. Përndryshe, robi nuk mund të shohë shfaqjet shpirtërore të cilat do të përpunojnë shpirtin e tij dhe nuk mund të përparojë me sinqeritet dhe dashamirësi në fenë e vërtetë.*

# Të jesh shërbëtori i një veliu



*Në shkretëtirën e frikshme të Sinait, ishte një luan. Në hyrje të Egjiptit, ishte një besimtar i përulur, i përlotur dhe mirënjohës. Ndërsa në Stamboll, Javuz Sulltan Selim Hani, ishte një dervish që me një vetë-llogaritje të thellë të nefsit dhe i zhytur në shije të ëmbla shpirtërore, i lexonte këto vargje shokut të tij më të ngushtë Hasan Xhanit pas luftërave madhështore:*
*Të jesh padishahu i kësaj bote, qenka një grindje e kotë;*
*T'i shërbesh një veliu, qenka diçka shumë e lartë!..*

# Ajo që ngelet, është në këtë kube



*Nga kjo botë e përkohshme kalojnë shumë sundues dhe harrohen, por emrat dhe veprat e sulltanëve të zemrave, do të vazhdojnë të kujtohen deri në Ditën e Kijametit.*

## Si një margaritar



*Thirrjet e zemrave të miqve të Allahut të cilët duke u zhveshur nga ekzistenca e përkohshme dhe egoiste janë bërë dëshmitarë të shfaqjeve hyjnore, as zvogëlohen, as ndoten dhe as marrin erë, edhe pse mund të kalojnë shekuj të tërë!.. Ata robër fatlumë që kapërcyen egon dhe jetuan të vërtetën, u bënë pishtarë dhe shembuj të shenjtë e të pavdekshëm për të gjithë njerëzimin.*

## Deti i paqes



*Sa kuptimplote janë këto fjalë të cilat tregojnë thellësinë e miqve të Allahut në personalitetin e Mevlanës:*
*"Ne dëgjuam vajtimet e ashkut të Mevlanës, por nuk kishim mundësi të shihnim thellësitë e detit të paqes ku ishte zhytur. Ne shohim vetëm atë që reflektohet në sipërfaqen e ujit kur shkëputet prej fundit të detit. Ne nuk arritëm të kuptonim ashkun e Mevlanës, por vetëm shprehjet e ashkut që rrodhën nga gjuha e tij. Kjo është e gjitha që mund të tregojmë me gjuhën tonë thuthuqe. Vetëm ai u zhyt në detin e paqes. Neve na ngelën vetëm zërat e furtunës së ashkut. Sa keq! Ne kujtojmë se ato zëra janë vetë Mevlana."*

## Nga pika në oqean



*Nurettin Topçu:*

*"Përpiqu të shijosh ëmbëlsinë e oqeanit. Pika, në momentin që shijoi ëmbëlsinë e oqeanit, u takua me të dhe u bë vetë oqean."*

## Gati për të fluturuar



*Shemsi, i këputi zinxhirët në këmbët e Xhelaledin Rumiut, duke e bërë të njohë veten dhe vlerat që kishte. Kjo, sepse Mevlana ishte një shqiponjë e gatshme për fluturim. Ndërsa Shemsi i zgjidhi këmbët.*

## Udhëtim përtej kufijve



*Kufiri i mendjes është i caktuar. Përtej këtij kufiri qëndron marrëzia. Ndërsa kufiri i shpirtit është i pafund. Dhe pika e zbutjes së tij, është dashuria për Allahun dhe të Dërguarin e Tij (a.s.). Mënyra për të arritur këtë, është tasavufi. Ndërsa edukimi i tasavufit, kërkon një intuitë të veçantë dhe një horizont shpirtëror shumë të ndryshëm.*

## Çfarë i mësoi Shemsi Mevlanës?



*Në këtë rrugë, s'duhen parë kerametet, por çfarë i dha e i mësoi Shemsi shpirtit të Mevlanës? Në këtë rrugë, Shemsi, Xhelaledin Rumiut, më parë i mësoi të fshehtat dhe urtësitë që zotëronte ai në botën e tij të brendshme. Pastaj, i mësoi rrugët për të shpëtuar prej skllavërisë së mendjes së lidhur me nefsin. Pra, i këputi zinxhirët e dëshirave të nefsit dhe dashurive të përkohshme. E bëri atë udhëtar të botëve përtej kufijve.*

## Nëse s'do ishin njerëzit si Mevlana!



*Nëse s'do të ishin robërit e mirë si Mevlana, të cilët u edukuan në bahçen e tasavufit, mbase njerëzimi i ngecur midis mijëra problemeve, do të kthehej në një vend plehrash.*

## Fisnikëria e vendit



*Qytetet janë bërë të njohura dhe të famshme për shkak të njerëzve të mirë dhe personaliteteve shpirtërore që kanë strehuar. Ose, janë shndërruar në shkretëtira shterpa për shkak të të këqijve që kanë duruar.*

## Zjarri...



*Një nga të dashurit e Allahut, i nderuari Esad Erbili, është shprehur kështu në lidhje me dashurinë hyjnore dhe djegien e shpirtit me të fshehtat:*

*S'është e mundur të lash dëshmorin e ashkut me kaq zjarr. Trupi zjarr, qefini zjarr, madje edhe uji i ëmbël është zjarr! Unë hoqa dorë nga gëzimi i zemrës dhe rehatia e shpirtit. Gëzimi zjarr, vuajtja zjarr, ikja zjarr, vendimi zjarr.*

## Pasqyra e Muhamedit (a.s.), Sami efendiu



*Kur flasim për dashurinë ndaj Profetit (a.s.) dhe të qenët pasqyrë e tij, midis të dashurve të Allahut të kohëve të fundit, na vjen ndërmend Sami efendiu, (Allahu e mëshiroftë). Me të vërtetë që gjendja e Sami efendiut si një pasqyrë e Muhamedit (a.s.), ishte krejt e veçantë. Ai ishte një mik i Allahut me karakterin e Muhamedit (a.s.), të cilin e njohin të gjithë besimtarët.*

## Fytyra plot dritë



*Fytyrat që u bënë pasqyrë e moralit profetik, si një prej të dashurve të Allahut, Musa efendiu i cili u edukua nga dora e të nderuarit Sami efendiut, ishin si melekë. Ata ishin njerëz të mëdhenj zemra e të cilëve ishte e mbushur me dashuri të madhe ndaj të Dërguarit të Allahut (a.s.).*

## Njeri besnik



*I nderuari Musa efendi (Allahu e mëshiroftë), gjithmonë përpiqej të bëhej si Ebu Bekri (r.a.), i cili harxhoi të gjithë pasurinë për të mbështetur Profetin (a.s.) dhe rrugën e tij. Në bisedat e tij, tërhiqte vëmendjen që gjithmonë të jetojmë me ndjenja të larta shpirtërore dhe këshillonte që të shpenzonim pak për veten dhe shumë, shumë për të tjerët.*

PJESA 7



# KRITERET E SHËRBIMIT

*Njerëzit që janë gjithmonë në shërbim të të tjerëve, janë si një lum, i cili gjatë gjithë rrugës që përshkon rrjedh duke u dhënë jetë njëmijë e një gjallesave; njeriut, kafshës, pemës, trëndafilit, zambakut, bilbilit etj. Ndërsa vendi ku do të arrijë ky lum, është oqeani i takimit të përjetshëm me Allahun Teala.*

## Thelbi i moralit



*Thelbi i moralit Islam, është kthimi nga Allahu me dashuri dhe sinqeritet. Dhe padyshim që treguesi i vetëm i këtij kthimi, është "shërbimi". Rruga e daljes për në qiellin e pjekjes shpirtërore që mund të arrijë njeriu, kalon nga shkallët e mëshirës dhe shërbimit.*

## Të kërkosh pëlqimin e Allahut



*Shërbimi i vërtetë, është kërkimi i pëlqimit të Allahut duke kapërcyer të gjitha pengesat e nefsit dhe duke i shikuar të gjitha krijesat me një shpirt të mbushur plot me mëshirë dhe altruizëm.*

## I pjekur dhe modest



*Një njeri vërtet i pjekur dhe i përkushtuar ndaj shërbimit, është një ushtar i zemrës që, i zhveshur nga ekzistenca e përkohshmërisë së vet, ka pranuar të qëndrojë në fund të karvanit të shërbimit. Tek njeriu që shërben, vendi i "egos" dhe "pretendimeve" duhet t'i lihet ashkut dhe dashurisë.*

## Si një tokë pjellore



*Shpirti i atij që shërben, duhet të jetë si një tokë pjellore. Gjallesat që shëtisin mbi tokë, e shkelin atë dhe lënë aty papastërti të ndryshme. Mirëpo toka, i pastron të gjitha ato papastërti dhe më vonë duke mbirë lloj lloj bimësh me bukuri të ndryshme, ushqen të gjitha gjallesat.*

## Shërbim i jashtëzakonshëm



*Shah Nakshibendi (Allahu e mëshiroftë), gjatë viteve të para të udhëtimit shpirtëror, për të arritur gjendjen e "hiçit", që është e kundërta e mburrjes dhe mendjemadhësisë, u shërbeu të sëmurëve, të dëshpëruarve dhe kafshëve të plagosura. Madje bëri një shërbim të jashtëzakonshëm duke pastruar për shtatë vjet rresht rrugët nga ku kalonin njerëzit.*

## Përfitimi nga shërbimi



*I nderuari Shah Nakshibendi ka thënë:*

*"Për një kohë të gjatë punova në rrugën që më urdhëroi mësuesi im. Të gjitha shërbimet i kreva me sukses. Për këtë arsye, egoja ime u bë e atillë sa që kur ecja rrugës, ndaloja përpara çdo krijese të Allahut dhe prisja që ajo të kalonte e para. Kjo gjendje vazhdoi për shtatë vjet. Për shkak të këtij shërbimi, u shfaq një gjendje e tillë saqë arrija të ndjeja edhe vajtimet e atyre krijesave të cilat lëshonin zëra të dëshpëruar duke kërkuar strehim tek Allahu Teala."*

## Kërko zemrat e thyera!



*I nderuari Emir Kylal:*

*“Shiko të fitosh zemra dhe t’i shërbesh të pafuqishmëve! Mbroji të dobëtit dhe zemërthyerit! Ata janë njerëz të tillë që nuk kanë asnjë të ardhur prej popullit. Megjithatë, shumë prej tyre jetojnë dhe ndërrojnë jetë me një qetësi të plotë shpirtërore dhe përulje të jashtëzakonshme. Kërkoji, gjeji dhe shërbeju njerëzve të tillë!”*

## Kryevepra e zemrës së pjekur



*Zemra e njeriut që thellohet me vuajtjen e të dëshpëruarit, zien si sheshi ku do të tubohen njerëzit në ditën e gjykimit; vjen përballë dritares që hapet nga Allahu dhe kushedi se çfarë dëgjon e sheh aty. Kjo, tregon që shërbimet e sinqerta dhe të vërteta, janë kryevepra e një zemre të pjekur.*

## Si një diell



*Ashtu siç është e pamundur për diellin të mos ngrohë, ashtu është e pamundur edhe për shpirtrat e fuqishëm të cilët e jetojnë jetën në mënyrën më të bukur dhe me vetitë më të mira, të mos jenë të dobishëm për veten e tyre e për të gjitha krijesat e tjera dhe, të mos përhapin përreth bukuri përreth tyre.*

## Deri ku i shkon zemra?



*Për të arritur shpëtimin e përjetshëm në sajë të shërbimit dhe mëshirës, shpirtrat e përsosur janë gjithmonë në kërkim të shpirtrave të tjerë përreth tyre për t'i shpëtuar. Njeriu që ia ka kushtuar veten shërbimit, ka përgjegjësi deri atje ku i shkon zemra.*

## Shpërblim vështirësie



*Shërbimet e kryera dhe përpjekjet për të edukuar njerëz të mirë, nuk humbasin as në këtë botë dhe as në botën tjetër. Allahu Teala i shpërblen me çmime të veçanta punët e mira që bëhen në këto kohë të vështira në të cilat ndodhemi, ku morali islam është dobësuar së tepërmi. Allahu i shkruan ato, si* **"një borxh i mirë që i është dhënë Atij."** *(shih. Hadid, 11) Ndërsa shpërblimi i saj do t'u jepet shumë herë më i madh ashtu siç u jepet "shpërblim vështirësie" nëpunësve të cilët punojnë në kushte të vështira në këtë botë.*

## Përpjekja në kohë të vështira



*Të mbështetësh edukimin shpirtëror në ditët tona, është sikur të shtysh një automobil që përpiqet të ngjisë një malore. Ndihma nuk ka më rëndësi pasi dilet në rrugë të drejtë, ose kur ecën në pjerrësi. Një përpjekje, që tani ka vlerën e një monedhe floriri, atëherë nuk vlen më as sa një para letre.*

## Shërbimi i vërtetë



*Në kohën tonë, rëndësia e edukimit të personave idealë dhe të shërbimit, është shumë e madhe. Pra, shërbimi i vërtetë, është fitimi i zemrave të lënduara, qetësimi i shpirtrave e zemrave të lodhura dhe hedhja e jelekut të shpëtimit atyre, shpirti i të cilëve është duke u mbytur... Gjithashtu, në këtë drejtim kërkohet durim dhe forcë, pa u ndikuar nga kushtet e jetës të cilat ndryshojnë vazhdimisht. Duhet ditur se profetët dhe të dashurit e Allahut, nuk e humbën kurrë entuziazmin dhe nuk u lodhën asnjëherë...*

## Me dashuri



*Ajo që e nxit njeriun në shërbime dhe plotësimin e tyre me dëshirë, është dashuria dhe entuziazmi që ka në shpirt. Për të realizuar zbatimin e Librit të Allahut Teala dhe Sunetin e Profetit (a.s.), në jetën tonë, është e domosdoshme që detyrën e kumtimit të së vërtetës dhe shërbimit ndaj popullit, ta kryejmë me një dashuri të thellë prej shpirtit tonë.*

## Shkalla e lartë



*Besimtar i mëshirshëm, është ai që shërbimet e tija në çdo fushë, di t'i kryejë me dashuri e butësi duke u bërë burim shprese dhe besimi. Kjo, sepse shërbimi është një shkallë e lartë dhe e veçantë e cila i ngre shpirtrat në majat e larta hyjnore. Besimtari i cili posedon shpirtin dhe vetëdijen e shërbimit, di të gjejë edhe mjetet, edhe mundësitë për të shërbyer.*

## Kemi nevojë të shërbejmë



*Shërbimi, ndërkohë që nga një anë është shkak për t'u bërë i dobishëm ndaj të tjerëve, nga ana tjetër, i ngre dhe i lartëson ata që shërbejnë me sinqeritet dhe me aq sa kanë mundësi. Mbase në këtë mënyrë, dobia që kanë ata, është më e madhe se sa e atyre ndaj të cilëve shërbejnë.*

## Shërbimi është dhuratë



*Musa Efendiu (Allahu e mëshiroftë):*

> *"Ka shumë njerëz të cilët edhe pse kanë aftësi shërbimi në çdo çështje, nuk kanë fatin të shërbejnë për shkak të pamundësisë së kohës dhe vendit. Ata që kanë fatin të shërbejnë, duhet ta konsiderojnë shërbimin si një dhuratë dhe të shtojnë modestinë e tyre në këtë fushë. Madje, duhet t'i falënderojnë vazhdimisht ata që u bënë shkak për këtë dhuratë të madhe."*

## Ji mirënjohës!




*I nderuari Shejh Sadi ka thënë:*

> *"Falëndero Allahun që të dha mundësinë për të bërë punë të mira, sepse Allahu Teala nuk të ka privuar nga butësia dhe mirësia e Tij. Ai që shërben në rrugë të Allahut të Madhërishëm, nuk duhet të presë mirënjohje prej Tij. Përkundrazi, duhet të falënderojë vazhdimisht Allahun që i bëri të mundur të shërbejë në rrugën e Tij.*

## Shërbimi pa mirënjohje



*I nderuari Ali Ramiteni ka thënë:*

*"Ka shumë njerëz që shërbejnë duke pritur mirënjohje. Por janë të paktë ata që e konsiderojnë shërbimin si dhuratë. Nëse e konsideroni dhuratë mundësinë që keni për të shërbyer dhe u jeni mirënjohës atyre të cilëve u shërbeni, të gjithë do të jenë të kënaqur me ju dhe ankesat do të pakësohen..."*

## Përfito nga mundësia e shërbimit



*Ne e kemi për detyrë të vrapojmë në çdo mundësi shërbimi që na fal Allahu. Besimtari nuk duhet të kërkojë justifikime, përkundrazi duhet të përfitojë nga çdo mundësi shërbimi dhe duhet ta konsiderojë si dhuratë çdo lloj shërbimi. Gjithmonë duhet të mendojë: "Çfarë mundësish më ka dhënë Allahu dhe si mund të shërbej në rrugë të Tij me këto mundësi?"*

## Jeta jote, është aq sa edhe shërbimi yt



*I nderuari Shejh Sadi ka thënë:*

*"Zemra e mbushur me dashuri, është falëse. Nëse ti je thjesht një formë e thatë, kur të vdesësh, përveç trupit, do të vdesë edhe emri... Nëse je bujar dhe njeri i përkushtuar ndaj shërbimit, pas trupit tënd, jeta jote do të vazhdojë aq sa ke sakrifikuar dhe ke hyrë në zemra."*

## Shërbimi i njerëzve të zemrës, është i vazhdueshëm



*Mevlana i nderuar ka thënë:*

*"Ashtu sikur nuk prishet shpirti nën tokë, ashtu edhe veprat që janë fryt i shpirtit, bëhen të përjetshme. Njerëzit e zemrës, në sajë të shërbimeve të tyre, jetojnë me ne edhe pasi të kenë ndërruar jetë. Jeta e tyre është më e gjatë se atyre që jetojnë."*

## Gjithë jetës



*Shërbimi është një detyrë sociale të cilën Allahu Teala e ka kërkuar prej robërve të Tij. Jeta e një besimtari, duhet të jetë e mbushur me shërbim dhe përpjekje për kumtimin e fesë. Njeriu i cili gjendet midis qiellit dhe tokës, duhet të gjejë një udhë të zbukuruar me shërbim në rrugë të Allahut, e cila do ta çojë në botën e përjetshme.*

## Kushtet e suksesit



*Për të pasur sukses në shërbim, patjetër duhet të zotërojmë dituri, njohje, kualifikim, maturi dhe një karakter e personalitet të fortë. Njeriu i shërbimit, është i detyruar të kujdeset për ushqimin shpirtëror të jetës së tij. Sinqeriteti dhe orientimi i drejtë, duhet të jenë dy cilësitë e pandashme të atij që shërben në rrugë të Allahut.*

## Përvoja dhe gjendja shpirtërore



*Ai që nuk ka njohuri dhe përvojë të mjaftueshme, që nuk i jep rëndësi përparimit shpirtëror dhe që nuk është i aftë për një punë të caktuar, nuk mund të kryejë një shërbim serioz dhe në mënyrën e duhur. Ai humbet në horizontin e vdekjes duke lënë pas një mal me kujtime të hidhura.*

## Ndryshimi qëndron në shpirt



*Një shërbim i cili është larg prej ndjesive shpirtërore, i ngjan një kove me ujë e cila derdhet në shkretëtirë. E shprehur ndryshe, një farë që hidhet në një tokë të thatë, është e dënuar të bjerë pre e minjve të arave. Ndërsa farat e shërbimit që hidhen në zemër, bëhen pemët e së ardhmes.*

## Të jesh i veçantë



*Çelësi kryesor i suksesit në shërbim, është durimi dhe qëndresa. Ai që ndodhet në krye të shërbimit, duhet të shërbejë me më shumë dinamizëm dhe të përpiqet më shumë se ata që ka nën vete, me qëllim që të jetë shembull edhe për të tjerët.*

## E meta prej vetes, suksesi prej Allahut



*Ai që kryen një shërbim, nuk duhet të fajësojë të tjerët për shkak të problemeve gjatë shërbimit dhe gabimet e të metat duhet t'i kërkojë më parë tek vetja. Gjithashtu, edhe suksesin duhet t'ia atribuojë Allahut dhe jo vetes.*

## Duhet njohur, duhet mbuluar



*Të njohësh mirë personat të cilëve u shërbehet, është po aq e rëndësishme sa edhe vetë shërbimi, sepse vetëm në këtë mënyrë mund të ketë sukses në shërbim. Përveç kësaj, ai që merret me shërbim, nuk duhet të jetë hetues i të metave të njerëzve, por mbulues i gabimeve dhe të metave të tyre.*

## Aftësia e vërtetë



*Në vendin e riparimit, dërgohet sendi i prishur. Për riparuesin, sendi i prishur nuk është problem por dhuratë. Zanati dhe aftësia e riparuesit shihet tek sendi të cilin riparon.*

## Njeriu juaj



*Njeriut të cilit i keni zgjidhur hallin, është juaji. Në të shumtën e rasteve, problemet e pazgjidhura dhe vendimet e vonuara, bëhen shkak i shuarjes së dinamikës dhe entuziazmit.*

## Me edukatë



*Ata që shërbejnë në rrugë të Allahut, duhet të kenë kujdes të veprojnë me delikatesë të madhe sikur të jenë duke ecur në një fushë të minuar dhe të sillen gjithmonë me edukatë dhe mirësjellje. "Shërbimi është i rëndësishëm, por edukata në shërbim është edhe më e rëndësishme."*

## Harroje zemërimin!



*Ata që merren me shërbim, duhet të harrojnë të zemërohen, sepse në përgjithësi, zemërimi është tendencë e dobësisë, e paaftësisë dhe e poshtërimit të të dobëtit. Një shërbim pa dashuri dhe mëshirë, është thyerje zemrash. Njeriu i mëshirshëm, është bujar, njeriu bujar, është modest, ndërsa njeriu modest, është shërbyes i vërtetë.*

## Me dritën e urtësisë



*Njeriu i shërbimit, është ai, shpirti dhe mendja e të cilit shndrit me dritën e urtësisë; ai që ka botëkuptim të gjerë dhe intuitë të fortë. Ndërkohë që është duke emigruar nga kjo botë e përkohshme në vendin e përjetësisë, ai e di shumë mirë se ndodhet në rrjedhën e një sprove dhe nuk harron kurrë se drita e jetës, e cila shuhet në horizontin e vdekjes, do të ndriçojë në pafundësi.*

## Pa thënë e madhe apo e vogël



*Musa Efendiu (Allahu e mëshiroftë), thotë:*

*"Besimtari duhet të përpiqet të kryejë me sinqeritet dhe sipas mundësisë, të gjitha adhurimet dhe punët e mira pa shikuar a janë të mëdha apo të vogla, sepse shumë njerëz që bëjnë shërbime të mëdha, i neglizhojnë disa shërbime të cilat duken të vogla. Në fakt, ne nuk e dimë se ku dhe në çfarë pune është kënaqësia e Allahut."*

## Madhësia e shërbimit



*Aliu (radijallahu anhu), ka thënë:*

*"Pozita e lartë, asnjëherë nuk duhet të bëhet shkak që dikush ta konsiderojë të madh shërbimin e tij të vogël. Por edhe pozita e vogël, asnjëherë nuk duhet të bëhet shkak që dikush ta konsiderojë të vogël shërbimin e tij të madh."*

## Shkolla e dijes



*Vendi ku zhvillohet edukimi fetar, më parë se çdo gjë tjetër, duhet të jetë një shkollë mëshire dhe dijeje. Aty, në vend të pretendimit, mburrjes dhe egoizmit duhet të shfaqet dashuria dhe entuziazmi i cili do të ushqejë tokën shpirtërore të brezave. Vetëm në këtë mënyrë do të çelin filizat e mëshirës dhe të dijes për të cilat ka nevojë njerëzimi.*

## Nevoja e falënderimit



*Shërbimi më me vlerë, është kur e sheh veten të fortë e të shëndetshëm dhe u lehtëson vështirësitë të dobëtëve duke qenë falënderues.*

## Çmimi i dhuratës: Shërbimi



*Muhaxhirët e Mekës dhe ensarët e Medinës, me vite të tëra u munduan të paguanin çmimin e një jete islame. Më në fund, u hap rruga e çlirimeve të vendeve të tjera dhe vështirësitë u pakësuan. Megjithatë, ata nuk e braktisën kërkimin e kënaqësisë së Allahut, por e bartën islamin në shekuj e në horizonte të gjera.*

## Tetëdhjetë e ca vjeç...



*Kur Ejub el-Ensariu ishte tetëdhjetë e ca vjeç, mori pjesë dy herë në fushatat për çlirimin e Stambollit. Herën e dytë, ra dëshmor përpara Stambollit duke u bërë shenja që paralajmëronte çlirimin e tij në të ardhmen. I gjithë qëllimi, ishte të paguanin çmimin e dhuratës së besimit që u fali Allahu Teala.*

## Edhe tre minuta për të kumtuar!



*Për sahabët, çastet më të dashura dhe më kuptimplote të jetës, ishin ato kur ata i përçonin njerëzve mesazhin e teuhidit. Sahabiu që ishte duke u ekzekutuar, e falënderoi idhujtarin i cili i dha tre minuta kohë para ekzekutimit dhe tha: "Pra, më kanë mbetur edhe tre minuta kohë për të kumtuar."*

## Shërbimi i kumtimit



*Ndërkohë që shërbimi i këshillimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja e afron robin tek Allahu, të gjitha mirësitë e atyre që drejtohen nga Allahu dhe e mira në sajë të begatisë së atij shërbimi, bëhen sadaka xharije (sadaka e vazhdueshme) për ata që kanë shërbyer në atë rrugë.*

## Kapitali i dijes dhe i zemrës



*Njeriu i cili shërben në kumtimin e mesazhit hyjnor, është i detyruar të pajiset me dije dhe të bëjë një jetë të moralshme, të mbushur me vepra të mira e të sinqerta. Kjo, sepse kumtimi i të paditurit, nuk mund të mendohet larg prej gabimeve si për nga metoda ashtu edhe për nga përmbajtja. Atëherë pikësëpari, në këtë rrugë ka nevojë për "kapitalin e dijes dhe të zemrës".*

## Duaja e shërbimit



*Ata që shërbejnë, nuk duhet ta lëshojnë nga gjuha këtë dua dhe përgjërim të Resulallahut (a.s.):*
***"O Zoti im! Strehohem tek ti prej dobësisë, dembelizmit, frikës dhe nga rraskapitja e tepërt..."*** *(Buhari, Deauat, 39)*

PJESA 8



# NË Ç'GJENDJE JANË DIPLOMAT E BOTËS TJETËR?

*Sot, neglizhohet shumë në lidhje me formimin e ekuilibrit midis kësaj bote dhe botës tjetër, gjë e cila është përgjegjësia jonë ndaj fëmijëve tanë. Për diplomat e botës tjetër, nuk bëhet aq kujdes sa ç'bëhet për diplomat e kësaj bote. Duhet të pyesim veten:*

*Kush e siguron të ardhmen? Dhe, nuk duhet harruar se: Aq sa e fortë është lidhja jonë me Allahun, Resulallahun dhe Kelamullahun (fjalën e Allahut), aq përfitojmë edhe ne prej hadithit fisnik: "Njeriu është së bashku me atë që do (dashuron)".*

## Rrugët janë të pamëshirshme



*Në ditët tona, fëmijët tanë kanë shumë gjëra të përbashkëta... Tashmë ata pothuajse i edukon televizioni dhe u japin gji filmat dhe internet kafetë. Madje, telefonat mobil të cilët kanë hyrë në xhepin e të gjithëve dhe që ndonjëherë kthehen edhe në akrepa, janë bërë shokët më të ngushtë të fëmijëve tanë. Marrëdhëniet midis fëmijëve dhe prindërve të cilat nuk kalojnë përtej lidhjeve biologjike, tashmë nuk janë më të mjaftueshme. Prandaj, ata janë duke u kthyer në të huaj për prindërit dhe po i presin lidhjet me familjet e tyre.*

## Për të ardhmen tënde



*Mos u shqetëso për të ardhmen e Islamit, sepse Pronari i tij, Allahu Teala, ka premtuar se do ta ruajë atë deri në ditën e kijametit. Ti shqetësohu për të ardhmen tënde! Dhe, e ardhmja nuk përbëhet vetëm nga kjo botë e përkohshme ashtu siç pandehin njerëzit e shkujdesur. Në konceptin e të ardhmes, përfshi edhe botën tjetër! Allahu Teala, dëshiron që ne të japim shpirt vetëm si myslimanë. Në këtë mënyrë, Ai përcakton çështjen themelore në të cilën duhet të fokusohemi.*

## Nevoja jonë më e rëndësishme



*Njeriu vjen në këtë botë me nevojën e edukimit, sepse edukimi, veçanërisht ai shpirtëror, është nevoja më e rëndësishme e njeriut.*

## Nëse nuk edukohet...



*Nëse njeriu pajiset me virtyte të mira, bëhet i dobishëm edhe për veten, edhe për shoqërinë, edhe për atdheun e tij. Në të kundërtën, pra nëse njeriu nuk edukohet, bie në kurthin e dëshirave të egos, egërsohet e bëhet si kafshë; bëhet përfaqësues i Faraonëve dhe Nemrudëve duke u përmendur me cilësinë* **“Ata janë edhe më të ulët se kafshët.”** *(A’raf, 179), duke u bërë faqezinjtë e njerëzimit. Gjithashtu, ai bëhet lëndë djegëse për xhehenemin në vorbullën e një egoje që nuk kënaqet kurrë.*

## E meta jonë



*Nëse tek fëmijët tanë, që janë pjesë e vazhdimësisë sonë dhe frytet tona, dalin në pah të meta dhe sjellje të këqija, shkakun e kësaj, më parë duhet ta kërkojmë tek vetja e jo tek ata. Kjo, sepse ata janë prodhimi i gjendjes sonë dhe edukatës që ne i kemi dhënë, pra janë rezultati që kemi përgatitur ne.*

## Përgjegjësia ndaj fëmijëve




*Të merresh me adhurime duke ruajtur veten nga gjynahet, por në të njëjtën kohë të neglizhosh përgjegjësinë e edukimit shpirtëror të fëmijëve, duke i lënë ata në vorbullën e kësaj bote të përkohshme, është një gabim shumë i madh. Pra, përgjegjësia jonë nuk është të merremi vetëm me një anë dhe të harrojmë anët e tjera, sepse në një ajet fisnik, urdhërohet:* **"Qëndro i patundur në udhën e drejtë, ashtu siç je i urdhëruar!.."** *(Hud, 112) Ky urdhër, nuk është në lidhje vetëm me një çështje. Ai është një ferman hyjnor që përfshin çdo fushë të jetës.*

## Çfarë dobie ka?..



*Mjeti më themelor i edukimit të fëmijëve tanë dhe të botës sonë të brendshme; me anë të të cilit mësojmë besimin tonë, ndërgjegjen dhe kulturën tonë, është gjuha jonë. Nëse fëmijët tanë e harrojnë gjuhën e vet, nuk mund t'i kuptojnë poetët, mendimtarët dhe të diturit e kombit të vet. Çfarë dobie ka nëse kuptojnë shumë gjuhë të ndryshme, kur nuk dinë të vetën? E çfarë mund të jenë tjetër përveçse njerëzit e një kulture të huaj!?..*

## Fara shpirtërore



*Të edukosh një familje fisnike, është detyrë njerëzore. Fëmijët janë amanete hyjnore të cilat u janë falur prindërve të tyre. Fëmijët lindin në natyrshmërinë e pastër islame, prandaj dhe zemra e tyre është si një tokë e pastër. Si një xhevahir i papërpunuar. Për këtë arsye, ai ka nevojë të përpunohet. Nëse në të ardhmen, do të jenë trëndafila apo gjemba, do të japin fruta të hidhura apo të ëmbla, varet nga gjendja e farës shpirtërore që do të hidhet në zemrat e tyre.*

## Nëna të mira



*Edukimi i fëmijës, fillon në prehrin e nënës. Çdo fjalë që del nga gjuha e nënës, është si një tullë e cila vendoset në karakterin e fëmijës. Zemra e nënës, është si një klasë ku fëmija zhvillon mësim-edukimin. Nëna është burimi më i madh i mëshirës. Nëse nënat nuk arrijnë ta kuptojnë ashtu siç duhet detyrën e nënës, edhe brezi, edhe shoqëria do të shkojë në humbje. Nëse dëshirojmë që fëmijët tanë të jenë pa të meta, duhet të kemi kujdes që të bëhemi prindër pa të meta. Nuk duhet të harrojmë, se njerëzit me karakter të lartë, në të shumtën e rasteve janë vepra të nënave të mira.*

## Shkak sprove



*Detyra më e rëndësishme e prindërve, është të pajisë me virtyte të larta dhe të edukojë mirë fëmijët të cilët u dorëzohen me natyrshmërinë e pastër islame. Dhe kjo, është e mundur vetëm në atmosferën shpirtërore të familjes. Në një ajet fisnik urdhërohet:* **“Ta dini se pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë dhe se vetëm tek Allahu është shpërblimi i madh.”** *(Enfal, 28)*

## Në ç'gjendje janë fëmijët tanë?



*Të pyesim veten: Sa është dashuria jonë për Allahun dhe sa është ajo për pasurinë dhe fëmijët? Sa e shpenzojmë pasurinë dhe sa i edukojmë fëmijët tanë në rrugë të Allahut?*

## Më shumë kujdes



*Resulallahu (a.s.), është shprehur se një prej tre krijesave më të çmuara që mund të zotërosh në jetë, është: **"Bashkëshortja e mirë e cila të ndihmon në lidhje me botën tjetër."** (Tirmidhi, Tefsir, 9/9) Prandaj, prindërit duhet ta shtojnë edhe më shumë kujdesin ndaj vajzave të tyre dhe duhet t'i edukojnë ato në mënyrë që të hyjnë në mesin e atyre grave të mira që ka lavdëruar Profeti (a.s.).*

## Do të na kapin për jake!



*Profeti (a.s.), ka thënë:*

***"Në Ditën e Kijametit, dikë do ta kapë për jake një njeri që nuk e njeh fare. I habitur, thotë: "Çfarë do prej meje në këtë kohë dhe në këtë çast kaq të vështirë? Unë nuk të njoh fare." Ai që e ka kapur për jake i thotë: "Kur ishim në jetën e dynjasë, më pe në punë të këqija dhe nuk më qortove, nuk më ndalove nga e keqja."** (Mundhiri, et-Tergib ue't-Terhib, III, 164/3506)*

## Fillo nga vetja



*Allahu Teala nuk dëshiron që ne të mjaftohemi vetëm me adhurimet tona personale. Ai na ka dhënë detyrën e dëshmitarëve të Tij, me cilësinë e mëkëmbësit të Tij në këtë botë: "Emri bi'l maruf, nehji ani'l-munker." (urdhërimi për mirë dhe ndalimi nga e keqja) Mirëpo, kjo nuk mund të realizohet me një zemër të vrazhdë, injorante e të ngathët dhe me një nefs (ego) të paedukuar. A mund të shpëtojë dikë tjetër ai që nuk ka shpëtuar për vete? Në një ajet fisnik urdhërohet:* **"Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë."** *(Shems, 9)*

## Në tregun e të verbërve nuk shiten pasqyra



*Mevlana i nderuar, për t'i zgjuar dhe për t'i shpëtuar nga marrëzia njerëzit mendje cekët që binin në pasivitet mendor, i qortonte me këto fjalë: "Mos shitni pasqyra në tregun e të verbërve dhe mos thurni poezi në tregun e të shurdhërve!" Pra, silluni në përputhje me gjendjen e njerëzve që u drejtoheni, përndryshe u flisni mureve ose rrihni ujë në hava.*

## Profesioni i profetëve



*Shërbimi i edukimit, është një profesion profetik. Për t'u bërë një edukues i mirë, duhet një horizont mendimi shumë i gjerë dhe një zemër e pjekur me dashuri.*

## Njerëzit më ideale



*Islami ka edukuar njerëzit më idealë në sipërfaqen e tokës. Ata që kërkojnë njerëz idealë, i ruajnë ndjenjat njerëzore për aq kohë sa i gjejnë ata. Nëse ata njerëz idealë nuk gjenden dhe nuk edukohen të rinj, shoqëritë nuk mund të ekzistojnë me një identitet fisnik dhe të lartë.*

## Personalitete që të mahnitin



*Njeriu, ndjen respekt ndaj personalitetit dhe karakterit të lartë, prandaj dhe e imiton atë. Gjatë gjithë historisë, sulltanët e zemrave në sajë të karakterit dhe personalitetit të tyre të lartë, kanë arritur të mbajnë në këmbë gjallërinë shpirtërore të shoqërisë, ndjeshmërinë dhe maturinë e islamit. Ndërsa Allahu i Madhëruar, në këmbim të forcës së besimit dhe moralit të lartë që zotëronin, i deshi ata dhe i bëri të dashur për të gjithë besimtarët deri në ditën e kijametit.*

## Brezi që u edukua në Sufe



*Abdullah ibën Mes'udi i cili u edukua nga dora e Profetit (a.s.) me mësimet themelore të Kuranit Fisnik dhe që arriti majat e diturisë dhe urtësisë në sajë të pjekurisë shpirtërore, më vonë formoi shkollën e Kufes. Në atë shkollë u edukua juristi i madh Ebu Hanife. Ai u edukua aq mirë sa që edhe ligjbërësit më të famshëm të botës si Soloni dhe Hamurabi, do të ishin thjesht ndihmësit e tij!*

## Sahabët mjaftojnë



*Juristi i madh islam, Karafi, ka thënë:*

*"Edhe nëse Profeti (a.s.), nuk do të kishte ndonjë mrekulli tjetër përveç sahabëve, ata do të mjaftonin për të vërtetuar profetësinë e tij."*

## Brezi më i mirë që ka parë bota



*Epoka e lumturisë, ishte periudha e njohjes nga afër dhe me gjithë shpirt e Allahut Teala dhe Profetit të Tij (a.s.). Në atë shoqëri, interesat e kësaj bote, pra, idhujt u hodhën nga zemrat dhe pasuria e jeta u konsideruan vetëm si një mjet. Besimi u ëmbëlsua, mëshira u zgjerua dhe shërbimi u bë mënyrë jetese. E mira dhe e drejta, e keqja dhe e kota u ndanë në mënyrën të qartë. Gjithashtu, në lidhje me Allahun, gjithësinë dhe egon dolën në pah koncepte të reja.*

## I dyti i të dyve



*Ebu Bekri (r.a.), ishte me të vërtetë shoku më i ngushtë i Profetit (a.s.). Aq, sa edhe kur ishte pranë tij, digjej nga malli për të. Ishte e pamundur që ai të kalonte një çast pa të. Ashtu siç shprehet edhe Kurani Fisnik, ai ishte: "i dyti i të dyve"* (shih. Teube, 40)

## Qytetërimi i virtyteve



*Për sahabët fisnikë, Profeti (a.s.), u bë shembulli më i bukur i një jete të ndërtuar mbi kriteret e modestisë dhe përkushtimit ndaj Allahut. Si rrjedhojë, doli në pah një brez altruist, i përkushtuar në shërbim, i mëshirshëm dhe zemërbutë të cilët i dhuruan botës një qytetërim virtytesh të veçantë.*

## Njerëz fatlumë



*Muhaxhirët, ishin njerëz të guximshëm të cilët nuk lëshuan pe në besimin e tyre, duke braktisur shtëpitë dhe vendin e tyre për hir të atij besimi. Ndërsa ensarët, u bënë monument i bujarisë dhe sakrificës, duke mos e kursyer pasurinë ndaj vëllezërve të tyre muhaxhirë... Ata ishin njerëzit fatlumë të epokës së lumturisë... Arkitektët e qytetërimit të virtyteve...*

## Trimëria e sahabëve



*Të rinjtë që dolën vullnetarë për të dërguar letrat e ftesës islame të përgatitura nga Profeti (a.s.), tek mbretërit e asaj kohe, nuk u menduan kurrë: "Si do t'i kalojmë këto shkretëtira? Apo si do ta lexojmë këtë letër përpara mbretërve, xhelatët e të cilëve presin vetëm një shenjë me sy?!" Sepse qëllimi i tyre i vetëm, ishte të fitonin kënaqësinë e Allahut Teala dhe bekimin e Profetit (a.s.).*

## Durimi dhe qëndresa



*Besimtarët e parë të cilët i besuan Isait (a.s.), e mbrojtën besimin e tyre midis dhëmbëve të luanëve nëpër arenat romake. Ata u frikësuan vetëm prej Allahut dhe në këtë mënyrë arritën të eliminonin frikën ndaj të përkohshmëve. Ky durim dhe qëndrim i besimit të tyre, u përjetua në majat më të larta edhe në epokën e lumturisë.*

## Cilësia më e lartë njerëzore




*Sahabët fisnikë, arritën pikën më të lartë që mund të arrijë mendja, shpirti dhe nefsi. Njerëzit që njëherë e një kohë ishin të egër e nomadë, u bënë njerëz zemërbutë si melekë. Për shembull, Omeri (r.a.), i cili para islamit ishte zemërgur, pasi përqafoi islamin, u bë një njeri i ndjeshëm, delikat e shpirtbutë, nga sytë dhe nga e zemra e të cilit rridhnin lot mëshire.*

## Nuk duhet shpërdoruar




*Nuk duhet harruar se, grykësia, jeta luksoze dhe shpërdorimi i madh që bëhet për të poseduar veshje të markave të shtrenjta në ditët tona, është një mënyrë jetese të cilën sahabët fisnikë nuk e kanë njohur kurrë. Ata i ishin dorëzuar urdhrit të Allahut:* **"...Hani e pini, por mos e teproni, sepse Ai nuk i do ata që e teprojnë."** *(A'raf, 31)*

## Si flutura nate



*Sa kuptimplote janë këto fjalë që ka shprehur në mënyrë metaforike poeti dhe mendimtari i madh Muhamed Ikbal:*

*Një natë, në bibliotekën time dëgjova një molë që i thoshte këto fjalë një fluture nate:*

*"Zura vend në librat e Ibën Sinasë, pashë veprat e Farabiut. Por nuk arrita ta kuptoja filozofinë e kësaj jete. U bëra udhëtari i trishtuar i rrugicave të frikshme dhe pa krye dhe nuk kam një diell, që të më ndriçojë ditët..."*

*Flutura e natës, si përgjigje ndaj ankimit të saj, i tregon molës krahët e saj të djegura dhe i thotë:*

*"Shiko këtu! Unë, për këtë dashuri kam djegur krahët. Ajo që e bën jetën më dinamike, janë përpjekjet dhe pasioni, ndërsa ajo që i jep krahë jetës, është dashuria!.."*

*Pra, flutura e natës, duke i treguar krahët molës, me gjuhën e saj donte të thoshte:*

*"Shpëtoje veten nga shkatërrimi nëpër këto rrugica pa krye të filozofisë! Fluturo drejt takimit duke marrë pjesë prej oqeanit shpirtëror të Mesnevisë të mbushur plot dashuri dhe urtësi!.."*

*Edhe sahabët fisnikë u bënë si flutura nate rreth Profetit tonë (a.s.). I dogjën krahët e tyre, sakrifikuan jetën, pasurinë dhe çdo gjë tjetër në rrugë të tij. Plotësimi i një dëshire të vogël të tij, për ta ishte më e mirë se çdo gjë tjetër në këtë botë.*

## Malli për njeriun cilësor



*Mevlana, shprehet se gjithmonë ka ndjerë mall për njeriun ideal, cilësor, të thellë dhe delikat. Këtë mall që ndjente, konkretisht e tregon me këto fjalë:*

*"Ishte natë. Dola prej shtëpisë sime dhe po shëtitja në lëndinë. Papritur pashë një burrë që po vinte vërdallë me fener në dorë.*

*"Çfarë kërkon në këtë errësirë?" e pyeta unë.*

*"Po kërkoj njeriun" u përgjigj burri. I thashë:*

*"I mjeri ti! Po lodhesh kot... Unë braktisa vendlindjen dhe përsëri nuk munda ta gjej. Shko në shtëpi... shtrihu dhe rehatohu. Po kërkon kot, sepse atë nuk do ta gjesh asgjëkund!"*

*Burri i shkretë vështroi me hidhërim dhe tha:*

*"Edhe unë e di se nuk do ta gjej. Por përsëri më pëlqen të kërkoj! Mundohem të kënaqem me mallin që ndjej për të..."*

*Shoqëritë, gjithmonë ndjejnë simpati për karakteret dhe personalitetet e larta. Gjithmonë i kërkojnë dhe gjejnë qetësi tek ta.*

# Mevlana, një njohës i mirë i njeriut



*Njeriu ka një botë të thellë e të gjerë, por Mevlana i nderuar, e njeh mirë atë me të gjitha cilësitë dhe anët e tij pozitive e negative dhe në bazë të kësaj flet. Për këtë arsye, çdo njeri gjen veten në veprën e tij "Mesnevi".*

# Burimi i miqësisë



*Nuredin Topçu:*

*"Atila (sundimtari i Hunëve) dhe Aleksandri i madh, ishin armiqtë e vetes së tyre dhe të gjithë njerëzimit. Kurse miqtë e Allahut si Mevlana dhe Junusi që gjetën burimin e miqësisë tek Allahu, do të jenë përgjithmonë miqtë e të gjithë njerëzimit."*

## Mesnevi: Tefsir Kurani



*Mevlana i nderuar:*

*"Mesnevia, është shërim për shpirtrat e njerëzve të pastër. Largon hidhërimet ndihmon në kuptimin e qartë të Kuranit dhe zbukuron karakteret. Kur dëshirat dhe epshet e nefsit (egos) marrin zjarr, besimi dobësohet, sepse ndjekja e dëshirave dhe epsheve të nefsit, mbyll dhe kyç derën e Allahut."*

## Oqean fshehtësie



*Mesnevia, është si një oqean i madh fshehtësish. Librat si ai që i shprehin aq bukur konceptet e tasavufit dhe hollësitë e shpirtit, janë të rrallë. Mevlana, shumë prej koncepteve të tasavufit të cilat kuptohen me vështirësi nga mendja njerëzore, i injekton në zemrën e lexuesve me anë të shprehjeve të urta dhe tregimeve mësimdhënëse.*

## Gjithmonë kërkojmë



*Sulltan Fatihët kërkohen gjithmonë. Ushtarët dhe komandantët trima e besimtarë të luftës së Çanakalesë kërkohen gjithmonë. Ky është një kërkim i bukur. Por këto kërkime, mund të japin frytet e veta vetëm nëse realizohen me edukim dhe ringjallje shpirtrash. Dhe kjo, është e mundur vetëm nëse mbahet gjallë ndjenja e fesë dhe atdhetarisë.*

## I jemi borxhlinj atyre trimave



*Nëse nuk do të ishin trimat zemërluanë, kraharorët e të cilëve ishin të mbushur me besim në luftën e Çanakalesë dhe të Malazgirtit, sot Anadolli do të rënkonte ende nën këmbët e armiqve. Prandaj, ne duhet t'i përkujtojmë me mëshirë të parët tanë të cilët mundësuan që sot të jetojmë të lirë në atdheun tonë.*

## Medalja e nderit




*Sot, në kujtimin e çdo shtëpie të Anadollit, patjetër ka një dëshmor të luftës së Çanakalesë. Çdo familje, është një jetim Çanakaleje. Kjo gjendje, është një medalje nderi e cila trashëgohet brez pas brezi. Në Çanakale, është gdhendur edhe njëherë koncepti i dëshmorit në mënyrën më konkrete. Varret e atyre dëshmorëve gjenden në kraharorët e popullit.*

## Ndryshim shumë i vogël



*Një mendimtar thotë: "Midis popujve sundues dhe popujve të sunduar ka një ndryshim shumë të vogël. Dhe ai ndryshim është një grusht njerëzish të përgatitur." Njerëzit, kur ngelin në vështirësi dhe nuk dalin dot prej tyre, gjithmonë presin një shpëtimtar. Prandaj dhe Omer bin Abdulazizët dhe sulltan Fatihët kërkohen gjithmonë.*

## Nëse nuk përgatiten Sinanë të rinj!



*Nëse nuk përgatiten njerëz të vlefshëm të cilët do të mbushin vendin e Sinanëve (arkitekt Sinani), jo vetëm që nuk do të mund të ndërtohen më xhami të tilla si Sulejmanija, por edhe atyre veprave që ekzistojnë nuk do të mund t'u dilet zot.*

## Vend-adhurimi ku tretet shpirti



*Xhamia e Sulejmanijes, është si një njeri i përkryer dhe me ndjenja të thella që hesht dhe me heshtjen e tij tregon shumë. Sulejmanija është një monument madhështor i ndërtuar me ndjenja të larta shpirtërore.*

# Përse vizitohen kaq shumë?..



*Përse xhamitë e vjetra të cilat janë ndërtuar me sinqeritet nga të parët tanë vizitohen kaq shumë nga turistët që vijnë turma-turma? Vetëm për të parë madhështinë arkitekturore të tyre? Jo! Përveç madhështisë arkitekturore të tyre, ata gjejnë qetësinë shpirtërore në atmosferën e atyre vend-adhurimeve. Ata qetësojnë shpirtrat e tyre në atmosferën e qetë të vend-adhurimeve tonat, që janë ndërtuar me ndjenja të thella shpirtërore.*

# Thirrje për në pafundësi



*Personalitetet e jashtëzakonshme që ka nxjerrë kultura dhe qytetërimi islam, gjithmonë janë frymëzuar nga burimi i dashurisë hyjnore. Për shembull, zëri më i fortë dhe më i mrekullueshëm i poetit të madh Fuzulit, i cili kishte arritur majat e letërsisë, ishte duaja...*

## Delikatesa e Osmanlinjve



*Në periudhën e Osmanlinjve, në dritaren e shtëpisë ku kishte ndonjë të sëmurë, vendosej një lule e kuqe. Shitësit ambulantë që e shihnin, e kuptonin dhe kalonin pa bërë zë. Ndërsa fëmijët luanin në lagje të tjera.*

## Fjalë që fitojnë zemra



*Një mysliman, është i detyruar që gjithmonë të shfaqë bukuritë, mirësitë dhe delikatesën e islamit. Për shembull, nëse nuk kemi mundësi materiale që të gëzojmë të varfrit, Allahu Teala urdhëron që së paku t'u flasim atyre me një gjuhë të ëmbël, të butë dhe të mëshirshme:* **"...Fjalë të buta** *(që fitojnë zemra)***."** *(Isra, 28)*

## Model delikatese në dhurim



*Babai im Musa Topbashi (Allahu e mëshiroftë), tregonte kujdes të madh në lidhje me delikatesën dhe edukatën e lëmoshës dhe dhurimit. Me qëllim që ata që merrnin të mos ngeleshin të detyruar për mirënjohje, sipër zarfit shkruante: "I nderuar zotëri, ju falënderoj shumë që e pranuat." Dhe për arsye se ata bëheshin shkak i kënaqësisë së Allahut, i falënderonte nga zemra me një sinqeritet të madh.*

## Si pemët me fruta



*Një njeriu i ditur, i thekson me këto fjalë veçoritë e njerëzve të mençur:*
*"Besimtarët e mençur dhe të zgjedhur, janë modestë. Njësoj si pemët me fruta të pjekura degët e të cilave përkulen në tokë."*

## Mos ushqe urrejtje në zemër!



*I nderuari Mevlana: "Bahaeddin, biri im! Nëse dëshiron të jesh gjithmonë në xhenet, bëhu mik me të gjithë! Në zemrën tënde mos ushqe ftohtësi dhe urrejtje ndaj askujt! Nëse e përmend dikë me armiqësi, gjithmonë do të jesh i hidhëruar. Shpirti yt do të mbushet me gjemba dhe gjarpërinj. Dhe ky është vetë xhehenemi. Mirëpo, nëse e përmend dikë me dashamirësi, gjithmonë do të jesh i gëzuar. Baçja e shpirtit tënd do të lulëzojë si xhenet dhe do të mbushet me trëndafila e borzilokë. Të tillë kanë qenë të gjithë profetët dhe miqtë e Allahut. Për shkak të sjelljeve të tyre të mira, edhe populli i mbështeti dhe u bënë ndjekësit e tyre." (Ahmed Eflaki, Menakibu'l-Arifin, II, 210)*

## Çdo gjë me masë



*Paralajmërimi që na bën Profeti (a.s.), është shumë kuptimplotë: **"Mikun duaje me masë, sepse një ditë mund të bëhet armiku yt. Edhe armikun urreje me masë, sepse një ditë mund të bëhet miku yt."** (Tirmidhi, Birr, 60/1997)*
*Pra, mos e teproni në armiqësi duke e mbyllur përgjithmonë derën e mundësisë së miqësisë. Edhe miqësitë nuk duhet të jenë pa masë duke neglizhuar mundësinë e armiqësisë.*

## Mos shkëputja e lidhjeve



*Profeti (a.s.). u soll me maturi ndaj Ikrimes, Ebu Sufjanit dhe Halid bin Uelidit të cilët më parë ishin armiqtë e tij. Disa vjet më vonë, kur të gjithë u udhëzuan me islam, u bënë shokët më të afërt të Profetit (a.s.).*

## Miqësi e ekuilibruar



*Valiu i Egjiptit, Amr Ibën As, u pyet:*
*"Cili është parimi themelor i aftësisë suaj në politikë?"*
*Ai përgjigjet me këto fjalë:*
*"Midis meje dhe të gjithë njerëzve të tjerë qëndron një fije pambuku. Nëse ajo tendoset dhe rrezikon të këputet, unë e lëshoj. Kur ajo lirohet, unë e tërheq. Pra seriozitetin dhe dashamirësinë e mbaj në ekuilibër duke mos i kaluar kufijtë e familjaritetit."*

PJESA 9



# KURANI: SHPJEGIMI I NJERIUT

*Kurani Fisnik është shpjegimi i njeriut. Kurse shpjegimi i Kuranit Fisnik është gjithësia. Shkurt, ata janë të lidhur me njëri-tjetrin. Njeriu, Kurani dhe gjithësia, janë tre botë që e shpjegojnë njëra-tjetrën në mënyrën më të bukur. Ata që thellohen në Kuran, arrijnë të lexojnë veten dhe mirësitë e Allahut Teala. Fillojnë të shfletojnë fletët e gjithësisë dhe urtësitë bëhen të qarta. Ndërsa në zemrën e tyre hapet një dritare e horizonteve të përtejme.*

## Thesar shpirtëror



*Kurani, i cili është zbritur si mëshirë për njerëzimin nga ana e Fuqiplotit, është një horizont i gjerë mendimi. Është gjuha e tokës dhe e qiellit. Është thesari shpirtëror dhe i begatshëm për të gjithë shpirtrat. Është mrekullia e fjalës që i është dhuruar njeriut.*

## Shfaqje mëshire



*Allahu i Madhëruar, me qëllim që ne të arrijmë majat në urtësi, të bëjmë një jetë të qetë dhe të mbushur me ndjenja shpirtërore e të familjarizohemi me shfaqjet madhështore të fuqisë hyjnore, na ka dhuruar mirësi të mëdha duke zbritur libra hyjnorë për ne robërit e Tij. Kurani Fisnik është një shfaqje mëshire prej Allahut Teala.*

## Dhurata më e madhe



*Kurani, është dhurata më e madhe që Allahu Teala ka dërguar për njerëzimin... Një fjalë e madhërishme dhe e pakrijuar... Allahu Teala, si shfaqje të mëshirës së Tij, e krijoi njeriun për Kuranin dhe ia mësoi atë. (shih. Rrahman, 1-3) Nëse njeriu nuk do të ishte krijuar për Kuranin / fenë, do të cilësohej si tufë, ashtu si krijesat e tjera. Pra do të thuhej: "tufa e njerëzve".*

## Çdo shkronjë e tij njëmijë mrekulli



*Kurani, shpreh dëshirën hyjnore. Në çdo shkronjë të tij fshihen njëmijë e një mrekulli. Kush është më afër Kuranit, është më afër Allahut. Kush është më afër Allahut, arrin urtësitë dhe të fshehtat e Kuranit, thellohet në meditim dhe jeton me devotshmëri. Ndërsa atij që jeton me devotshmëri, Allahu i mëson ato që nuk i di. Në një ajet fisnik urdhërohet:* **"...Kini frikë Allahun! Ai ju mëson juve..."** *(Bekare, 282)*

## Ftesa hyjnore



*Kurani Fisnik, është një përmbledhje këshillash, urdhrash dhe ndalesash që e ftojnë njeriun tek e drejta, morali i bukur, vetëdija e robërisë ndaj Allahut dhe lumturisë hyjnore.*

## Duhet ta ruajmë vlerën tonë



*Njeriu, vlerën e tij të lartë, mund ta ruaj vetëm duke jetuar si rob i devotshëm i Allahut në atmosferën e Kuranit dhe Sunetit.*

## Boshti i orientimit tonë



*Rrugëtimi i jetës, është i mbushur plot me humnera të thella. Busulla dhe udhëzuesi për të cilat ka nevojë njeriu në këtë rrugëtim, janë Kurani Fisnik dhe Profeti (a.s.), që janë edhe mirësitë më të mëdha të Allahut Teala. Këto mirësi të mëdha e ndihmojnë njeriun të ruajë ekuilibrat hyjnorë të jetës së tij. Ato janë dhuratat hyjnore që do ta shpëtojnë njerëzimin nga peripecitë e ekstremeve duke e mbajtur në boshtin e rrugës së drejtë.*

## Si shirat e prillit



*Nëse dashuria e Kuranit Fisnik nuk bie në zemrat tona si shirat e begatshëm të prillit, nuk mund të arrijmë stinën e artë Muhamedane (a.s.).*

## Iu zbrit zemrës tënde



*Në një ajet fisnik urdhërohet:*

**"Atë e zbriti Shpirti i besueshëm** *(Xhebraili)* **në zemrën tënde** *(o Muhamed)* **që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe."** *(Shuara, 193-195) Pra, Kurani Fisnik është ekspozuar në të gjitha ndjenjat dhe sjelljet e Profetit të Allahut gjatë gjithë njëzetetre viteve të jetës së tij profetike.*

## Nën hijen e Kuranit



*Zemrat e besimtarëve selitura me Kuran, janë vendi i shfaqjeve hyjnore në gjithësi. Poeti i famshëm Junus Emre thotë:*

*Zemra është froni i Allahut,*
*Atë sheh Ai!*
*Kush e lëndon atë,*
*Është më fatkeqi i dy botëve...*

## Sipas nivelit të zemrës



*Kurani Fisnik është një mrekulli që do të vazhdojë deri në ditën e kijametit. Të gjithë besimtarët ulen përballë të njëjtës rahle, por të gjithë marrin sipas nivelit të zemrës së tyre.*

## Bukuria e të përkushtuarve ndaj Kuranit



*Ata që janë të përkushtuar ndaj Kuranit, i gjallërojnë shpirtrat e tyre si stina e pranverës me bukuritë e luleve dhe frutave të ndryshme. Kurse ata që nuk janë të përkushtuar ndaj Kuranit, janë të privuar nga gjallëria dhe bukuritë hyjnore si një tokë e shkretuar.*

## Dhurues gëzimi



*Për njerëzit e zemrës, Kurani Fisnik është një derë madhështore që hapet në thellësitë e botës së meditimit. Kjo, sepse Kurani Fisnik, është një burim urtësie hyjnore që shëron shpirtrat e gjakosur dhe u dhuron gëzim zemrave të lodhura.*

## Tre gjëra që mbesin në dorë



*Një njeri i ditur ka thënë:*
*"Nga jeta e kësaj bote vetëm tre gjëra mbeten përgjithmonë:*

*1. Shoku besnik që duhet për hir të Allahut...*
*2. Kënaqësia shpirtërore që merret prej Kuranit*
*3. Të jesh me Allahun kur je i vetmuar..."*

## Njerëz që duhen pasur zili



*Profeti (a.s.), ka thënë:*

*"Vetëm këta dy persona duhen pasur zili:*

*Njëri është ai të cilit Allahu Teala i ka dhënë Kuranin dhe ai merret dhe vepron me të ditë e natë. Tjetri është ai të cilit Allahu Teala i ka dhënë pasuri dhe ai jep në rrugë të Allahut prej asaj pasurie ditë e natë." (Muslim, Musafirin, 266-267.)*

## Që farat të mos thahen, por të gjelbërojnë



*Në përbërjen shpirtërore të njeriut, gjenden farat e orientimit dhe aftësive të shenjta të cilat janë vendosur aty me dorën e Fuqiplotit. Për të çelur dhe për nxjerrë në pah ngjyrat dhe bukuritë e pranverës, ato fara presin ushqimin shpirtëror të Kuranit Fisnik.*

## Të fitosh ardhmërinë e përjetshme



*Shërbimi më i madh që mund t'i bëhet një njeriu, është ta ndihmosh atë të fitojë ardhmërinë e përjetshme. Mënyra për ta arritur këtë, është ta orientosh atë në rrugën e drejtë të devotshmërisë ndaj Allahut, gjë e cila arrihet vetëm me anë të udhëzimit dhe moralit të Kuranit Fisnik.*

## Zgjidhja është në Kuran



*Shërimi i ndjenjave të egra egoiste të cilat e përvëlojnë njeriun, gjendet në Kuran. Edhe zgjidhja e amoralitetit i cili e ul njeriun më poshtë se kafshët, gjendet në Kuran. Edhe zgjidhja për mostransformimin e ndjenjës së drejtësisë në padrejtësi, përsëri gjendet në Kuran.*

## Litari i Allahut



*I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:*
***"Po ju lë dy amanete të rëndësishme! Nëse kapeni fort pas tyre, nuk do të devijoni pas meje (kur të mos jem më). Njëri është më i madh se tjetri: Ai është Libri i Allahut, Kurani, i cili është si një litar i sigurt i lëshuar nga qielli në tokë. Kurse amaneti tjetër, është familja ime, ehlibejti..."*** *(Tirmidhi, Menakib, 31/3788.)*

## Receta gjendet në Kuran



*Allahu Teala, na e ka bërë të ditur në Kuranin Fisnik recetën, e cila do ta udhëzojë njeriun të bëjë një jetë me nder e ndjenja të larta njerëzore dhe që në të njëjtën kohë, i ka dhënë formë edhe moralit të lartë të Profetit (a.s.).*

## Shkak shpëtimi



*Shkaku më i rëndësishëm i shpëtimit prej periudhave të dobësisë në lidhje me besimin, ka qenë përpjekja në shërbim të Kuranit Fisnik. Ky është shërbimi kryesor që do të sigurojë shkundjen e të gjithë umetit islam në kohët e sotme dhe kthimin e tij në origjinën e vet. Pra, të mund t'i japësh vlerën që i takon lidhjes dhe interesit ndaj Kuranin Fisnik.*

## Lumturia e dy botëve



*Lumturia e kësaj bote dhe e botës tjetër, është e mundur me anë të edukimit të fëmijëve tanë me moralin e Kuranit Fisnik. Fëmijët janë amanete që u janë dhënë prindërve të tyre. Prandaj, prindërve u takon t'i mbushin fëmijët e tyre me moralin dhe mirësitë e Kuranit. Trashëgimia më e bukur e një prindi, është edukimi i fëmijës së tij në rrugë të Allahut.*

## Tre çështje të rëndësishme në edukimin e fëmijëve



*“Edukojini fëmijët tuaj në tre çështje: Në dashurinë ndaj Profetit, në dashurinë ndaj ehlibejtit (familjes së Profetit) dhe në leximin e Kuranit... Sepse ai që merret me Kuran (që mëson vetë dhe u mëson të tjerëve), në ditën e kijametit, kur nuk do të ketë asnjë hije përveç hijes së Arshit, do të jetë nën hijen e Arshit së bashku me profetët dhe të dashurit e Allahut,.”* *(Munavi, Feyzu’l-Kadir, 1,226.)*

## Vuajtjet gjatë mësimit të Kuranit



*Ebu Talha (r.anh.), ka thënë:*

*“Një ditë, kur shkova tek Profeti (a.s.), e pashë që ishte kërrusur dhe për ta mbajtur belin drejt, kishte lidhur dy gurë në bark. Në këtë gjendje, ai u jepte mësim Kurani sahabëve të suffes. Kjo është gjendja që morën si shembull edhe sahabët e nderuar, të cilët e mbushën Medinën me mjeshtër të Kuranit Fisnik.”* *(Ebu Nuajm, Hilje, I, 342.)*

## Kënaqësia që merret nga Kurani



*Sahabët fisnikë, ishin njerëzit që e jetuan Kuranin në mënyrën më të bukur. Ata merrnin një kënaqësi të veçantë prej leximit të Kuranit. Kjo, sepse Kurani Fisnik, shfaq ëmbëlsi, delikatesë, hollësi dhe bukuri krejt të veçanta në gjuhët dhe zemrat e atyre që e jetojnë atë.*

*Abdullah ibën Mes'udi (r.anh), ishte prej sahabëve të suffes, ku u edukua në rahlen e Profetit tonë (a.s.). Ai thotë: "Tek ne, reflektoheshin gjendje të tilla prej Profetit (a.s), saqë dëgjonim edhe dhikrin e kafshatave të bukës që kapërdinim." (Buhari, Menakib, 25.)*

*Ndërsa Kettani tregon:*

*"Sahabët, e lexonin shumë Kuranin Fisnik dhe nuk dëshironin kurrë që t'u kalonte ndonjë ditë pa e lexuar atë dhe pa i parë faqet e tij. Ata e fillonin ditën e tyre me Kuran dhe, personave që kishin probleme me sytë, u këshillonin të shikonin librin e Kur'anit." (Nizamu'l-Hukumeti'n-Nebeuijje, II,197.)*

*Po ashtu edhe Ikrimja (r.anh.), me një ndjesi të tillë e merrte Kuranin, fërkonte fytyrën e sytë me të dhe qante duke thënë:*

*"Fjala e Zotit tim! Libri i Zotit tim!" (Hakim, el-Mustedrek, III, 272.)*

# Fitimi më i madh



*Enesi (r.anh.), tregon:*

*"Një ditë e pashë Profetin (a.s.), në xhami. Ai kishte lidhur një gurë në bark prej urisë dhe qëndronte në këmbë duke u dhënë mësim Kurani sahabëve të suffes."*

*Ndërsa Ebu Umame (r.anh.), tregon:*

*Erdhi një njeri tek Profeti (a.s.) dhe tha:*

*"O Resulallah! Mora pjesën e bijve të filanit, e shita dhe fitova kaq e aq."*

*I Dërguari i Allahut tha:*

***"A të të njoftoj për diçka më fitimprurëse se ajo (që ke shitur)?"***

*Njeriu tha:*

*"A ka diçka të tillë?"*

*Profeti i nderuar (a.s.), tha:*

***"Kush mëson dhjetë ajete prej Kuranit, është më i fituar se ti!"***

*Pas kësaj, njeriu iku, mësoi dhjetë ajete dhe erdhi ia tregoi Profetit (a.s.). (Hejthemi, VII, 165.)*

## Në vend të mehrit



*Profeti (a.s.), e martoi një prej sahabëve të varfër duke i vënë si kusht që në vend të mehrit, t'i mësonte gruas së tij një sure prej Kuranit Fisnik. (Shih. Buhari, Nikah, 6, 32,35.) Mehri është kusht vaxhib (i domosdoshëm) i martesës, garancia dhe e drejta e fituar e gruas. Përcaktimi nga ana e Profetit (a.s.), i mësimit të Kuranit në vend të mehrit, tregon se për besimtarin fjala hyjnore është garanci në të dyja botët. Po ashtu, thekson edhe rëndësinë e madhe të saj (fjalës hyjnore).*

## Begatia që sjell respekti ndaj Kuranit



*Nuk duhet harruar se, respekti i madh që kishte Osman Gaziu ndaj Kuranit, u bë shkak i formimit të perandorisë më madhështore në botë, e cila zgjati 620 vjet.*

## Respekti ndaj fjalës së Allahut



*Kurani është nga "shenjat e Allahut". Respekti ndaj Kuranit, është respekt ndaj Allahut. Në të katër medhhebet, është haram leximi i Kuranit duke qenë xhunub. Në një hadith hasen, Profeti (a.s.), ka thënë:*

***"As gruaja me të përmuajshme dhe as ai që është xhunub, nuk mund të lexojë diçka nga Kurani."*** *(Tirmidhi, Taharet, 98/131) Ndërsa në një hadith tjetër, thuhet:* ***"Askush të mos e prekë Kuranin përveçse atyre që janë të pastër!"*** *(Hakim, el-Mustedrek, I,553/1447)*

## Angazhimi me të padobishmen



*Hafëzllëku është një mirësi e madhe. Mirëpo të japësh fetva që gratë me të përmuajshme të lexojnë Kuranin, madje edhe ta prekin atë me qëllim që të mos harrojnë hafëzllëkun, do të thotë të zgjidhësh një çështje të lejuar me një metodë të palejuar. Kjo, është në kundërshtim me urdhrin e Profetit (a.s.) dhe një angazhim me punë të padobishme. Kjo i ngjan ndërtimit të një xhamie me para haram. Në fakt, mësimi i Kuranit Fisnik është realizuar me sukses për shekuj me radhë duke mos munguar aspak respekti ndaj tij.*

## I tyre është superioriteti



*Siç konsiderohet i shenjtë Kurani Fisnik dhe mbahet në vende të larta, ashtu duhen konsideruar të shenjtë e duhen mbajtur lartë edhe hafizat të cilët e bartin Kuranin në zemrat e tyre, pra që janë Kuranë të gjallë.*

## Ai që i bën të njohura, të panjohurat



*Nuk duhet harruar se s'mjafton vetëm të dëgjojmë thirrjen e Kuranit dhe të shohim hartën e të vërtetave që na paraqet ai. Por duhet edhe që t'i zbatojmë me gjithë shpirt urdhrat e tij të shenjta, të cilat na tregojnë rrugët e kësaj bote dhe të shpëtimit të përjetshëm të botës tjetër. Kjo, sepse Kurani Fisnik, na i bën të njohura, të panjohurat e rrugëtimit të jetës, orienton në zgjidhjen e problemeve dhe ndriçon errësirat. Ai është i vetmi libër hyjnor që përmban fakte të pranueshme për mendjen dhe zemrën.*

## Kurani, të ndërmjetësojë apo të ankohet?



*Omeri (r.a.), ka thënë:*
*"Nëse mundeni, përpiquni që Kurani të jetë ndërmjetës për ju tek Allahu Teala dhe jo armiku juaj. Kjo, sepse për kë ndërmjetëson Kurani, ai shkon në xhenet dhe për kë ankohet, ai shkon në xhehenem. Dijeni se ky Kuran, është burim udhëzimi dhe dija më e ndritur. Ai është libri i fundit që vjen prej Rrahmanit në sajë të të cilit çelen sytë e verbuar, veshët e shurdhuar dhe zemrat e kyçura..." (Ali el-Muttaki, II, 285-286/4019)*

## Në atë ditë pambarim...



*Kurani do të vazhdojë me njeriun dhe njeriu me Kuranin. Kur të kërcasë kijameti që është edhe fundi i njeriut në jetën e kësaj bote, i gjithë universi do të shkrumbohet dhe faqet e Kuranit do të fshihen... Do të vendoset një sistem i ri... Do të fillojë një ditë e re... Atë ditë, ata që do të meritojnë ndërmjetësimin e të Dërguarit të Allahut dhe të Kuranit, do të hyjnë në xhenet, por ata që do të meritojnë ankimin e tyre, do të shkojnë në humbje, pra në xhehenem.*

PJESA 10



# MA ZBARDH FAQEN!

*O Allah!*
*Zbukuroji zemrat tona*
*me moralin dhe edukatën e bukur*
*të Profetit tonë (a.s.).*
*Na jep sukses që të bëjmë vepra të mira dhe të kemi moral të bukur, me të cilat do të na zbardhet faqja në këtë botë dhe në tjetrën!*

## Të kërkosh falje çdo moment



*Edhe nëse nuk do të bënim asnjë gjynah -gjë e cila nuk është e mundur, por edhe sikur të jetë- përsëri do të ishim të detyruar të bënim istigfar (të kërkonim falje) për pamundësinë e falënderimit të Allahut për të gjitha mirësitë që na ka falur. Për këtë arsye, edhe profetët të cilët ishin më të pastër se uji i shiut, kanë kuptuar dhe pranuar dobësitë e tyre dhe kanë jetuar gjithmonë duke bërë istigfar.*

## Estagfirullah!



*Istigfari i vërtetë, është ai kur njeriu, pa bartur asnjë lloj egoizmi në vetvete, thotë: "O Allah! Unë jam i dobët, Ti je Kadir (i Gjithëfuqishëm). Ti je Rrahim (i Mëshirshëm), kurse unë një rob i mjerë që ka nevojë për mëshirën Tënde. Prandaj shfaqe mëshirën Tënde tek unë!" Dhe kjo, nuk duhet të lihet vetëm në fjalë, por duhet vërtetuar edhe me fakte, duke bërë vepra të mira.*

## Vjen edhe nga e djathta



*Allahu Teala, dëshiron që shejtani të mos na fusë në kurthin e tij ndërkohë që jemi duke bërë teube (duke u penduar). Prandaj dhe në një ajet fisnik urdhëron:* **"...mos e lini djallin t'ju mashtrojë me Allahun** *(me faljen e Allahut)." (Lukman, 33) Kushtet e teubes (pendimit), janë këto:*

*a. Të bëhesh pishman për të keqen që ke vepruar.*

*b. Ta urresh me zemër të keqen për të cilën bëhet teube dhe të përpiqesh të mos e veprosh më kurrë atë të keqe.*

*c. Sinqeritetin e teubes ta vërtetosh me punë të mira.*

## Me sy të lagur



*Mevlana i nderuar, në lidhje me garancinë e pranimit të teubes thotë: "Bëj teube me shpirt të mbushur me zjarrin e pendimit dhe me sy të lagur! Sepse lulet çelin në vende me diell dhe lagështi!"*

## Mos vallë ka ndonjë derë tjetër?



*Sa kuptimplote janë këto vajtime që dalin nga kraharori si oqean mëshire i Mevlanës së nderuar:*

*"O Zoti im! Nëse mëshirën Tënde duhet ta shpresojnë vetëm njerëzit e mirë, po gjynahqarët ku të shkojnë e të strehohen?.."*

*"O Allahu im Madhështor! Nëse Ti pranon vetëm robërit e Tu të mirë, gjynahqarët ku të shkojnë e të përgjërohen?.."*

## Pluhuri i gjynahut



*Gjynahet e pakësojnë ndjesinë e zemrës njësoj si humbja e qartësisë së pamjes në një pasqyrë të shndritshme kur ajo pluhuroset...*

## Pastroje pasqyrën e shpirtit!



*Ashtu siç duhet ta pastrojmë me një copë beze të pastër për t'i rikthyer ndriçimin një pasqyre që ka humbur qartësinë, ashtu është e domosdoshme që kur t'i drejtohemi Allahut, të pastrojmë edhe zemrën tonë nga papastërtitë shpirtërore, me teube dhe istigfar.*

## Më parësore



*Në të gjitha degët e tasavufit, edukimi shpirtëror fillon me istigfarin, sepse ashtu siç shprehet edhe në Mexhelle: "Eliminimi i të dëmshmes, është më parësor se garantimi i të dobishmes."*

## Aromat e faljes



*Ata që dëshirojnë që së bashku me vdekjen të arrijnë edhe të fshehtën e faljes së përjetshme e të shijojnë mirësitë e pafundme të Allahut Teala, më parë duhet të përpiqen që me dua dhe përgjërime, të nxjerrin aromat e faljes prej trëndafilave në bahçet e zemrave të tyre.*

## Thelbi i adhurimit



***"Duaja është adhurim. Është palca dhe thelbi i adhurimit..."** (Rudani, Xhem'u'l-Feuaid, 9219-20-21-22-25)* ***Kurani Fisnik i cili është receta e devotshmërisë ndaj Allahut, për besimtarët është udhëzuesi më i madh i duasë dhe istigfarit.***

## Duaja e vazhdueshme



*Allahu Teala urdhëron:*

**"Thuaj: "Zoti im nuk do t'ju përfillte, sikur të mos ishte lutja juaj..."."** *(Furkan, 77) Për këtë arsye, velitë e mëdhenj, në çfarëdo gjendje që të ishin, kanë jetuar duke bërë vazhdimisht dua.*

## Edhe në skamje edhe në kamje



*Profeti (a.s.), ka thënë:*

*"Kush dëshiron që duatë e tij të pranohen gjatë kohës së vështirësive dhe skamjes, të bëjë shumë dua në kohën e kamjes dhe rehatisë... Duaja, është çelësi i derës së mëshirës, arma e besimtarit, shtylla e fesë dhe drita e qiejve dhe e tokës." (Rudani, Xhem'u'l-Feuaid, 9219-20-21-22-25.)*

## Pjekuria e duasë



*Ajo që ia mbush shpirtin atij që bën dua, është shpresa e mëshirës hyjnore. Atëherë kur shpresa është bërë dashuri në zemra, atëherë edhe duaja ka arritur nivelin më të lartë. Kjo, sepse për pranimin e duasë, nuk mjafton vetëm shprehja e saj me fjalë, por edhe zemra duhet t'i dëshirojë me zjarr të madh fjalët që rrjedhin nga goja.*

## Keutheri i duasë



*Duaja që del nga lotët dhe mëshira hyjnore, është keutheri (burimi) më i shijshëm. Në krye të tij bisedojnë shpirtrat e dashuruar dhe në buzë të tij pushojnë të dëshpëruarit. Ndërsa zemrat e djegura, gjejnë qetësinë kur pinë prej tij.*

## Të përqafohesh me mëshirën



*Duaja, është çelësi i derës më madhështore të zemrës që hapet tek Allahu Teala. Duatë që bëhen me sinqeritet dhe dashuri të madhe ndaj Allahut, janë çastet kur zemra përqafohet me mëshirën hyjnore.*

## O Zot!.. Në rrugën e kënaqësisë tënde...



*Ja Rabbi! Na e bëj të mundur të jetojmë në paqe, në lumturi dhe me dashuri të madhe ndaj Teje! Ruaje zemrën tonë nga të shkujdesurit që ndodhen larg mëshirës Tënde! Bëj që të jetojmë duke bërë dua, adhurime të sinqerta, dhurime dhe punë të mira, me të cilat Je i kënaqur!*

## Begatia e pafundësisë




*O Allah! Na e bëj të mundur të përfitojmë në mënyrën më të mirë prej kësaj jete të përkohshme, brenda begatisë së pafundësisë dhe mos na bëj prej të humburve që kaplohen prej dëshirave kalimtare të kësaj bote!*

## Me devotshmëri




*Ja Rabbi! Forcoje me devotshmëri besimin dhe të gjitha veprat tona! Bëj që devotshmëria jonë të jetë në pjekurinë me të cilën Ti je i kënaqur! Na bëj prej robërve të mirë besimtarë të cilëve u dridhet zemra kur dëgjojnë emrin Tënd, u shtohet besimi me ajetet e Tua dhe që vetëm tek Ti mbështeten!*

## Të mos na rrëshqasin këmbët



*Ja Rabbi! Bëje devotshmërinë profetike ushqim për ne në çdo frymë të jetës sonë dhe rrobën e shpirtit tonë, të cilën nuk do ta heqim kurrë! Bëj që jeta jonë të përfundojë me lumturi, të arrijmë kënaqësinë hyjnore dhe të kemi fatin të shijojmë "xhemalullahun" (Bukurinë e Allahut)!*

## Mos na ndaj nga devotshmëria!



*Ja Rabbi! Mos na ndaj qoftë edhe një çast nga besimi dhe punët tona të mira! Na e bëj të mundur që edhe një punë të vogël ta bëjmë me sinqeritet dhe me devotshmëri të madhe!*

## Vetëm tek Ti, vetëm prej Teje



*Ja Rabbi! Bëj të mundur që duke u zhveshur shpirtërisht nga çdo gjë në këtë botë, të drejtohemi vetëm tek Ti, brenda kritereve të devotshmërisë! Bëj që të jemi gjithmonë të devotshëm deri në frymën tonë të fundit!*

## Zemra jonë të jetë e lidhur me xhaminë



*Ja Rabbi! Na krijove si rob; na bëj të jetojmë si rob dhe të vijmë tek Ti si një rob mysliman! Bëj që t'i gjallërojmë materialisht e shpirtërisht xhamitë, të cilat janë vendi i devotshmërisë! Mos e ndaj popullin tonë prej ezanit, Kuranit, besimit dhe atdheut!*

## Mos na lër të mjerë, ja Rab!



*"O Allah! Mos na pakëso, por na shto! Mos na poshtëro, por na ndero! Mos na lër të mjerë, por na jep mirësi! Mos zgjidh të tjerët në vendin tonë, por na zgjidh ne në vend të të tjerëve! Ji i kënaqur me ne dhe na bëj të kënaqur!"* (Tirmidhi, Tefsir, 23:1.)

## Një jetë e begatë



*O Allah! Na mundëso një jetë në rrugë të drejtë; në kënaqësinë hyjnore! Një jetë, që ta bëjmë brenda shfaqjeve të dashurisë dhe njohjes Tënde! Bëj që të dalim para Teje si myslimanë të sinqertë. Bëj që të arrijmë një pjekuri të tillë në dashurinë dhe njohjen Tënde, saqë fryma jonë e fundit të jetë bashkim, kurse mëngjesi i kijametit, të jetë çasti i bajramit tonë të përjetshëm!*

## Një sy që të shohë



*O Allah! Na jep sy zemre me të cilat të lexojmë faqet e gjithësisë! Mos na i mbyll sytë e zemrës! Na e bëj të mundur që prej dritares së të fshehtave në librin e gjithësisë dhe të fshehtave brenda vetes sonë, të shohim dritën e pafundme të bukurisë Tënde!*

## Na fal dituri!



*O Zoti ynë! Na furnizo gjithmonë me dije të dobishme! Na ruaj nga e keqja e çdo lloj diturie të padobishme!..*
*O Allah! Dijen tonë ktheje në urtësi! Na e bëj të mundur që fëmijët tanë t'i edukojmë në dijen e urtësinë e vërtetë dhe në kulturën tonë, me qëllim që të mund t'i dhurojmë të ardhmes sonë personalitete të larta!..*

## Tek Ti strehohemi



*Ja Rabbi! Na ruaj mendjet tona të mos privohen nga zemra e të kthehen në një minë. Por edhe zemrat tona të mos privohen nga mendja e të kthehen në një burg të ngushtë. Na lartëso në gradën “Marifetullah” (e njohjes së Allahut) me harmoninë e mendjes dhe të zemrës dhe na bëj prej robërve të mirë të cilëve u fale paqe e qetësi të përjetshme në xhenetet e Tua!*

## Na bëj pjesë e karvanit të robërve të mirë




*O Allah! Na fut midis atyre fatlumëve me karakter të fortë, të matur e të qëndrueshëm, të cilët arritën horizontet e larta duke ndjekur me besnikëri gjurmët e Profetit (a.s.).*

## Bëj të kuptojmë të vërtetën e ashkut!



*Ja Rabbi! Na i bëj të dashur të dashurit e Tu dhe të urryer të urryerit e Tu! Mos na ndaj kurrë nga besnikëria, shërbimi dhe dashuria ndaj Teje dhe Profetit tonë (a.s.)! Bëj që të kuptojmë të vërtetën e ashkut brenda kritereve të devotshmërisë! Na bashko me Profetin tonë të dashur (a.s.).*

## Pjekuria e njeriut të përkryer



*Ja Rabbi! Çdo gjendje tonën, ushqeje me frymëzimin e Profetit (a.s.), gjatë gjithë jetës sonë. Na bëj prej atyre që arrijnë nivelin më ideal të personalitetit, duke shërbyer me pasion në rrugën Tënde. Bëj që të arrijmë pjekurinë e njeriut të përkryer në horizontin e meditimit. Bëj që të jetojmë brenda kritereve të sinqeritetit dhe devotshmërisë pa shpërdoruar qoftë edhe një frymë!*

## Një dashuri e zjarrtë



*Ja Rabbi! Dhurona dashuri të zjarrtë për Ty dhe Profetin Tënd të nderuar (a.s.), në zemrat tona. Falna të gjithëve prej ndjenjave të trungut të hurmës, i cili qau për shkak të dashurisë ndaj Profetit (a.s.).*

## Si sahabët...



*Ja Rabbi! Ashtu siç na dhe nderin të jemi prej umetit të Profetit Tënd të nderuar (a.s.), na dhuro edhe zjarrin e zemrës që në dashuri dhe besnikëri ndaj Profetit (a.s.), të bëhemi si sahabët! Bëj që jetën e shkurtër të kësaj bote ta jetojmë me dëshirën e takimit dhe bashkimit me të!*

## Bëj të jetojmë me të dhe të ringjallemi me të ja Rab!



*Ja Rabbi! Bëj që drita e Profetit (a.s.), të mbushë gjithë jetën tonë dhe të bëhet kandili i netëve e ditëve tona! Le të jetë ky kandil bashkimi, miraxhi (ngjitja) i pasionit dhe dashurisë sonë! Le të jetë ky diell miraxhi, siraxhi (feneri, drita), i të djeshmes, të sotmes dhe të nesërmes sonë! Le të jetë ky siraxh hyjnor, fati i jetës sonë në këtë botë dhe në botën tjetër! O Allah! Bëj që të jetojmë dhe të ringjallemi me dashurinë ndaj tij!..*

## Na duaj... Na e bëj të dashur... Na gëzo ja Rabbi!



*Ja Rabbi!.. Zbukuroje jetën tonë me dashuri dhe virtyte të larta të cilat do të na i kthejnë të gjitha hidhërimet në gëzim, të gjitha dhimbjet në rehati, të gjitha të këqijat tona në mirësi, mallëngjimin tonë në takim dhe përkohshmërinë tonë në përjetshmëri. Bëj që të dalim para Teje vetëm me dashurinë ndaj Teje dhe Profetit (a.s.)! Na duaj, na e bëj të dashur dhe na gëzo o Allah!*

## Na bëj prej atyre që dinë të vlerësojnë!



*Allahu na bëftë të gjithëve prej atyre që vlerësojnë jetën sipas recetës së shpëtimit të përjetshëm! Na bëftë prej atyre që duke braktisur punët e kota, e shpenzojnë kohën e tyre me punët më të çmuara! I bëftë frymët tona të përkohshme të kësaj bote, thesaret e botës tjetër!*

## Na ruaj, o Allah!



*Përgjërohemi që Allahu ynë të mos na i përplasi në fytyrë të metat dhe gjynahet tona në ditën e gjykimit; të na ruajë ne, fëmijët tanë dhe atdheun tonë nga çdolloj kurthi të nefsit e shejtanit, nga gjynahet, haramet dhe fatkeqësitë! Të na e zbardhë faqen dhe të na e gëzojë shpirtin në të dyja botët!..*

## Maturia



*Allahu na faltë maturi, orientim të drejtë dhe devotshmëri, ashtu siç u ka falur robërve të Tij të drejtë! Na bëftë të arrijmë zemrën e pastër duke edukuar mendjen, forcën dhe dëshirat tona brenda kritereve hyjnore dhe urtësisë së dhurimit të tyre!*

## Prej atyre që përpiqen dhe fitojnë




*Allahu Teala na bëftë prej atyre që përpiqen, duke sakrifikuar jetën, pasurinë dhe të gjitha mundësitë; që e shpenzojnë jetën dhe pasurinë e tyre në përputhje me kënaqësinë e Allahut; që përgëzohen me xhenet dhe arrijnë fitoren e madhe!*

## Të sillemi përreth të dëshpëruarve



*Allahu na shpëtoftë prej derteve tona ndërsa jemi duke u bërë melhem për dertet e të tjerëve. Gjithashtu na bëftë rrugëzgjidhje për të pashpresët që mbyten duke u futur në rrugë pakrye dhe humbin besimin e tyre!*

## Morali i Kuranit




*Allahu Teala na begatoftë të gjithëve me ushqimin shpirtëror e të përjetshëm të Kuranit! Na bëftë që të jetojmë si një Kuran i gjallë. Bëftë që lidhja jonë me Kuranin të shfaqet brenda moralit dhe dashurisë për Profetin (a.s.). Gjithashtu na bëftë prej atyre që do të përfitojnë prej ndërmjetësimit të Kuranit Fisnik dhe Profetit (a.s.)!*

## Na familjarizo me shfaqjet madhështore të fuqisë Tënde!



*Allahu Teala na mëshiroftë e na faltë të gjithëve! Na mundësoftë të mbledhim prej perlave të pafundme të detajeve të urtësive të kësaj gjithësie në të cilën shfaqen si një ekspozitë të gjitha bukuritë e madhështisë, artit dhe fuqisë hyjnore!*

## Personaliteti islam



*Allahu na mundësoftë të gjithëve të arrijmë cilësinë e personalitetit islam të cilin Ai e dëshiron. Na i bëftë të mundura edhe ne virtytet e larta të besimtarëve që arritën shpëtimin! Na dhëntë sukses në edukimin e fëmijëve tanë brenda këtyre mirësive e bukurive!*

## Një brez që i del për zot atdheut



*Allahu Teala na e mundësoftë të edukojmë një brez i cili do të jetë drita e shpirtit dhe e syve tanë, nderi dhe buzëqeshja jonë dhe që do t'i dalë për zot fesë dhe atdheut tonë. Gjithashtu, na e mundësoftë të bëjmë një jetë të begatë, në shërbim të rrugës së drejtë dhe në përputhje me kënaqësinë hyjnore.*

## Mos u jep mundësi, o Allah!



*Allahu Teala, mos e ndaftë kurrë atdheun tonë të bukur dhe popullin tonë prej besimit dhe Kuranit Fisnik! Gjithashtu mos u dhëntë mundësi atyre që dëshirojnë të prishin unitetin e vendit tonë!*

## Na bëj të lulëzojmë o Allah!



*Allahu Teala na bëftë të jetojmë me ashkun e vërtetë! I gjelbëroftë të gjitha zemrat e thara me burimet e begata të dashurisë! Gjithashtu, na bëftë të lulëzojmë me bukuritë e xhenetit, edhe në jetën e kësaj bote vuajtjesh!*

## Një mysliman i devotshëm




*Allahu Teala, na e mundësoftë të gjithëve të bëjmë një jetë me të cilën Ai është i kënaqur dhe të dalim para Tij si myslimanë të devotshëm! Gjithashtu, na e mundësoftë që në ditën e gjykimit, të arrijmë lumturinë nën flamurin e Hamdit (falënderimit), në freskinë e burimit të keutherit dhe pranë Profetit tonë (a.s.).*

## Na afroftë me të!



*Allahu Teala, na bëftë robër të merituar të Tij dhe një umet të merituar të të Dashurit të Tij! Në sajë të dhurimit tonë, moralit, gjendjes, fjalëve dhe salavateve të vazhdueshme, na bëftë të afërm dhe miq të Resulallahut (a.s.)!*

## Dituri e dobishme




*Allahu na e mundësoftë të gjithëve të përfitojmë prej ushqimit shpirtëror të kësaj rruge shpirtërore! Të mos lejojë që fitimet tona të infektohen me harame dhe dyshime. Na e mundësoftë që personalitetin tonë ta ndërtojmë me moralin e Kuranit dhe Profetit (a.s.) dhe, e shtoftë vetëdijen tonë me dije të dobishme!*

## Na oriento në rrugën e drejtë!



*Allahu Teala na e mundësoftë të gjithëve të bëjmë një jetë të drejtë ashtu siç ka urdhëruar; në rrugë të drejtë, të ekuilibruar, të matur dhe të qëndrueshme! Na mundësoftë një jetë të bukur xheneti e cila reflekton personalitetin shembullor të Profetit tonë (a.s.)! Gjithashtu, i ndihmoftë të gjithë vëllezërit tanë të shtypur që vuajnë nën padrejtësi e dhunë!*

## Të përvetësojmë gjendjen e tij



*Allahu Teala na e mundësoftë të përvetësojmë gjendjen e Resulallahut (a.s.), në netët dhe ditët tona, në mendjet dhe zemrat tona, në dituritë dhe njohuritë tona, në këtë botë dhe në botën tjetër! Allahu qoftë i kënaqur me qëllimet tona!*

## Na bëj prej njerëzve të urtë e largpamës!



*Allahu Teala na bëftë prej robërve të mirë të cilët duke e mbrujtur mendjen në atmosferën e shpalljes, shkojnë gjurmëve të Resulallahut (a.s.)! Allahu na ruajttë prej tundimeve të shejtanit dhe nefsit tonë dhe na bëftë prej njerëzve të urtë e largpamës të cilët e kthejnë sprovën e kësaj bote në fitoren e përjetshme!*

## Të lutemi o Allah!



*Allahu na ringjalltë me të  në botën tjetrën! Allahu na e mundësoftë ndërmjetësimin e tij në ditën e gjykimit! Allahu Teala na e mundësoftë të gjithëve ta njohim mirë Profetin tonë (a.s.) dhe të përvetësojmë moralin e tij të lartë.*

## Me shembullin e Profetit (a.s.)



*Allahu Teala na e mundësoftë që në këtë periudhë injorance moderne të arrijmë epokën e lumturisë me anë të shembullit të Profetit tonë (a.s.), ashtu siç e ktheu në epokë lumturie periudhën e injorancës së vjetër me anë të begatisë së tij...*

## Na mundëso ndërmjetësimin e tij o Allah!



*Allahu Teala na bëftë prej atyre që e duan Profetin (a.s.), ndjekin sunetin e tij dhe respektojnë çdo gjë që i takon atij!.. Derisa ai të thotë: "Ja Rabbi, edhe ky është prej meje..." dhe të gëzojmë ndërmjetësimin e tij... (shih. Muslim, Taharet, 26-28-29; Fadail, 27-28.)*

## Jemi prej teje o Resulallah!




*Allahu Teala na bëftë një umet të merituar dhe të lidhur me dashuri pas tij! I pastroftë e i bëftë si dritë hëne zemrat dhe fytyrat tona, duke na e mundësuar të përvetësojmë prej diellit të moralit të tij!..*

## Pranverë që nuk vyshket



*Allahu Teala i faltë zemrave tona prej dashurisë së madhe, mëshirës dhe begatisë që i shpërndau Profeti (a.s.), njerëzimit! E zbukuroftë popullin dhe vendin tonë me burimin e dashurisë së tij dhe me një pranverë që nuk vyshket!*

***Amin!..***

# DERI NË PAFUNDËSI...

***Padyshim se, kur besimtari përjeton drithërima shpirtërore dhe ndjenja të forta dashurie përballë Profetit (a.s.) dhe e pastron shpirtin e tij prej çdo skice e pamjeje që i përket egos, ndodhet në rrugën e bashkimit me të, pra me Profetin (a.s.) dhe, merr pjesë prej gjendjes dhe dashurisë së tij.***

Mirësitë që na ka falur Allahu Teala janë aq të shumta, saqë nuk mund të numërohen. Çdo njëra prej tyre është më e çmuar se tjetra; çdo njëra prej tyre është më e madhe se tjetra. Por midis tyre gjenden dy mirësi të tilla që vlejnë sa të dyja botët:

Kurani Fisnik dhe Profeti i nderuar (a.s.).

Kurani është dhurata hyjnore, fjala e Allahut e mbushur me urtësi dhe të fshehta të larta shpirtërore, të cilat shpalosin para nesh krijimin e njeriut dhe edukimin e tij me shpallje. Ai është burimi i vetëm i paqes edhe në këtë botë, edhe në varr, edhe në ditën e gjykimit. Një mrekulli e përjetshme. Dera e lumturisë së përjetshme. Receta e maturisë e cila e largon robin nga dëshirat egoiste. Parimi që e pajis njeriun me virtytet më të përkryera. Kurse pasqyrimi më i shndritshëm dhe më madhështor i ajeteve të tij, është vetë Profeti ynë i nderuar (a.s.).

Ai është shembulli më i bukur.

**Rahmeten li'l-alemin** / Mëshirë për të gjitha botët.

Habibi Huda / I dashuri i Allahut. Profeti më i dashur i Tij. Një Kuran i gjallë për njëzetetre vjet rresht. Tefsiri (komentimi) fjalë për fjalë i fjalës hyjnore.

Sa mirësi e madhe hyjnore është të kesh fatin dhe nderit e të qenit umeti i tij midis njëqind e njëzetekatër mijë profetëve dhe të shijosh Kuranin që iu shpall atij! Dy mirësi të mëdha të cilat nuk mund të shpaguhen

kurrë. Sigurisht që asnjë prej mirësive që ka falur Allahu nuk është e mundur të shpaguhet. Mirëpo, çmimi i këtyre dy mirësive, është më i madh, më i rëndë dhe më me përgjegjësi. Veçanërisht, sipas fermanit të Allahut Teala: **"Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për mirësitë** (e kësaj bote)**!"** (Tekathur, 8), dhënia e llogarisë është më e madhe.

Nga kjo pikëpamje, sado që të përpiqemi, përsëri nuk mjafton. Sado që të falënderojmë, përsëri është pak. Megjithatë, detyra jonë është të bëjmë një jetë të mbushur me sakrifica, me qëllim që t'i meritojmë ato dy mirësi. Kjo, sepse të pretendosh për zotërimin e një gjëje për të cilën nuk ke paguar, do të thotë të merresh me punë të padobishme.

Nuk duhet të harrojmë se:

U bëmë populli të cilit i drejtohet Kurani dhe umeti i Muhamedit (a.s.), pa paguar asnjë çmim.

Atëherë:

Duhet të dëshirojmë një pjekuri të tillë, që të meritojmë ndërmjetësimin e Kuranit dhe të Profetit (a.s.). Dashuria për Allahun dhe Profetin (a.s.), duhet të jetë më e madhe se çdo dashuri tjetër dhe më e shenjtë se jeta jonë. Të duash Profetin (a.s.), do të thotë të fitosh dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut Teala, sepse ai është parim i besimit. Është kushti i dytë i Formulës së Shehadetit.

Jeta e Profetit (a.s.), është thesar i të fshehtave dhe urtësive. Është burim i paqes dhe lumturisë. Prandaj, për të kuptuar atë, përveç rreshtave (dijes), duhet të zotërosh një zemër të dashuruar dhe një shpirt të djegur. Siç shprehet edhe ai vetë: *"Njeriu është së bashku me atë që dashuron (do)."* Mirëpo prova e kësaj, është ngjashmëria me atë që do.

Ja pra, në këtë pikë duhet ta pyesim veten tonë:

Ndërkohë që ai e kaloi gjithë jetën duke u përpjekur për ne dhe e qara e tij, e qeshura, hidhërimi dhe lutja e tij ishin vetëm për ne, po ne, sa jemi për atë?

Ai edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër na kujton duke

thënë: ***"Umeti, umeti!"***. Po ne sa e kujtojmë atë?

Zemra e tij rrihte plot mëshirë dhe dhembshuri për ne. Po ne sa e duam atë?

Sa i ngjan gjendja jonë, gjendjes së tij? Sa përputhet jeta jonë familjare, tregtia, mëshira për të varfrit dhe morali ynë me moralin e tij?

A jemi të vetëdijshëm për begatitë hyjnore që na janë falur së bashku me atë trëndafil të trëndafilave?

Sa bukur shprehet poeti i njohur Sadi Shirazi:

*"E pyeta baltën me aromë të këndshme:*

*"Ah moj e bekuar! Mos je gjë misk apo amber? Aroma jote ma kënaqi shpirtin..." Balta i tha: "Unë nuk jam as misk dhe as amber, por veçse një copë tokë. Mirëpo, gjendem poshtë rrënjëve të një trëndafili dhe çdo mëngjes lagem prej pikave të vesës që bien nga gonxhet e tij. Pra, edhe aroma e këndshme që të kënaqi shpirtin vjen prej atij trëndafili..."*

Trëndafili është simboli i Profetit (a.s.). Prandaj dhe gjëja më e rëndësishme që duhet të mësojë njeriu në shkollën e kësaj jete të përkohshme, është të njohë atë mbret të Trëndafilave dhe të përfitojë prej aromës së atij Trëndafili të bekuar dhe prej ndjesive të tij shpirtërore.

Aq sa përfitohet prej vesës së atij Trëndafili të Trëndafilave, aq fitohet edhe bukuri, butësi e urtësi.

Shkurtimisht, edhe Ebu Bekri, edhe Omeri, edhe Osmani, edhe Aliu (r.a.), janë vesa e atij trëndafili. Edhe dituria dhe urtësia e vërtetë janë vesa e tij, sepse ai është udhëzuesi ynë i vetëm deri në përjetësi.

Allahu i ndërtoftë të dyja botët tona me të! Na bëftë prej atyre që përfitojnë në kuptimin e vërtetë të fjalës prej ndjesive të tij shpirtërore dhe të Kuranit Fisnik! Na e mundësoftë që zemra jonë të marrë pajën e vet prej thesareve të pafundme të të fshehtave dhe urtësive të Kuranit Fisnik dhe Profetit (a.s.)!

Amin!..

Osman Nuri Topbash

